


# UDHËZUES I ILUSTRUAR MBI ISLAMIN



**Në emër të Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit**

# UDHËZUES I ILUSTRUAR MBI ISLAMIN

## I.A. Ibrahim

**CIMS - Aleksandri - Egypt**

**Prishtinë - Kosova**

Titulli i origjinalit**: A Brief Ilustrated Guide To Understanding Islam** *nga* **A. Ibrahim**

**Botimi i parë: CIMS - Aleksandri – Egypt**
**Prishtinë – Kosova**

**Shtojca *Islami tek shqiptarët* si dhe përkthimi e përgatitja e ilustrimeve në shqip nga *Halil Ibrahimi***

Një version i zgjeruar i librit me ilustrim të tekstit me anë të videove mund të gjendet tek www.islam-guide.com

***Përmbajtja:***

**Hyrje 3**

**Kapitulli 1**
**Prova të qarta për vërtetësinë e Islamit................................................ 6**
**1) Mrekullitë shkencore në Kur'an........................................................ 6**
**a) Kur'ani dhe zhvillimi i embrionit njerëzor...................................... 7**
**b) Kur'ani dhe malet...............................................................................13**
**c) Kur'ani dhe origjina e universit........................................................16**
**d) Kur'ani dhe truri................................................................................18**
**e) Detet dhe lumenjtë në Kur'an...........................................................20**
**f) Detet e thella dhe dallgët e brendshme në Kur'an...........................22**
**g) Kur'ani dhe retë..................................................................................24**
**h) Komente të shkencëtarëve mbi mrekullitë shkencore në Kur'an..30**
**2) Sfida e madhe për të bërë një sure si suret e Kur'anit....................35**
**3) Profeci Biblike mbi ardhjen e Muhamedit a.s................................36**
**4) Ajetet e Kur'anit që përshkruajnë ngjarje të së ardhmes..............39**
**5) Mrekullitë e kryera nga i Dërguari Muhamed a.s...........................40**
**6) Jeta e thjeshtë e Muhamedit..............................................................41**
**7) Përhapja e mahnitshme e Islamit.....................................................44**

**Kapitulli 2**
**Disa dobi të islamit..................................................................................46**
**1) Hyrja në Parajsë.................................................................................46**
**2) Shpëtimi nga zjarri............................................................................47**
**3) Lumturia e vërtetë dhe qetësia shpirtërore.....................................48**

**Kapitulli 3**
**Çfarë është Islami.................................................................................. 50**
**Bazat e Besimit Islam..............................................................................50**
**1) Besimi në një Zot............................................................................... 50**
**2) Besimi tek engjëjt...............................................................................52**
**3) Besimi në librat e shpallura të Zotit.................................................52**
**4) Besimi në të dërguarit e Zotit........................................................... 52**
**5) Besimi në ditën e gjykimit.................................................................53**
**6) Besimi në Kader..................................................................................53**
**A ka Islami ndonjë burim tjetër veç Kur'anit.................................... 53**
**Çfarë thotë Islami për ditën e gjykimit................................................55**

**Si të bëhesh mysliman..........................................................................57**
**Çfarë është Kur’ani.......................................................................... 58**
**Kush është i Dërguari Muhamed.........................................................58**
**Si ndikoi përhapja e Islamit në zhvillimin e shkencës......................... 60**
**Çfarë besojnë myslimanët për Jezusin.................................................61**
**Çfarë thotë Islami për terrorizmin........................................................63**
**Të drejtat njerëzore dhe drejtësia në Islam..........................................65**
**Statusi i gruas në Islam........................................................................66**
**Familja në Islam...................................................................................67**
**Si i trajtojnë myslimanët të moshuarit..................................................68**
**Cilat janë pesë shtyllat e Islamit.......................................................... 68**
**1) Dëshmia.............................................................................................. 68**
**2) Namazi................................................................................................ 69**
**3) Dhënia e zekatit..................................................................................69**
**4) Agjërimi i Ramazanit..........................................................................69**
**5) Haxhi....................................................................................................70**
**Islami tek shqiptarët...............................................................................  71**
**Bibliografia.............................................................................................. 72**

# Hyrje

Libri që keni në dorë është një udhëzues i shkurtër që do t'ju njohë në vija të përgjithshme me Islamin. Ai përbëhet nga tre kapituj.

Kapitulli i parë, **"Prova të qarta për vërtetësinë e Islamit"**, u përgjigjet disa pyetjeve tepër të rëndësishme që çdo njeri mund t'ia bëjë vetvetes:

* A është Kurani me të vërtetë Fjala e shpallur prej Zotit?
* A është Muhamedi (paqja qoftë mbi të) me të vërtetë profet i dërguar prej Zotit?
* A është Islami me të vërtetë, fe e shpallur nga Zoti?



Në këtë kapitull janë përmendur gjashtë lloje argumentesh:

1) **Mrekullitë shkencore në Kuranin e Shenjtë**: Në këtë pjesë paraqiten me ilustrime disa fakte shkencore të zbuluara kohët e fundit, të cilat përmenden në Kuranin e Shenjtë të shpallur katërmbëdhjetë shekuj më parë.
2) **Sfida e madhe, drejtuar njerëzimit, për të bërë një sure (kapitull) si suret e Kuranit**: Në Kuran Zoti u bën një sfidë të hapur njerëzve, duke i ftuar ata që të bëjnë qoftë dhe një sure (kapitull) të vetme si suret e Kuranit. Që nga shpallja e Kuranit, katërmbëdhjetë shekuj më parë, e deri më sot askush nuk ka mundur ta realizojë këtë, megjithëse surja më e shkurtër e Kuranit (El-Keuther) nuk ka më tepër se dhjetë fjalë.
3) **Profecitë biblike mbi ardhjen e Muhamedit** (paqja qoftë mbi të)**, Profetit të Islamit**: Në këtë pjesë

pasqyrohen disa profeci biblike që paralajmërojnë ardhjen e Profetit Muhamed (paqja qoftë mbi të).

4) **Ajetet e Kuranit që përshkruajnë ngjarje të së ardhmes të cilat ndodhën më vonë:** Kurani përshkruan ngjarje të së ardhmes, të cilat më vonë u shndërruan në realitet si p.sh. fitorja e romakëve mbi persët.
5) **Mrekullitë e kryera nga i Dërguari Muhamed** (paqja qoftë mbi të): Profeti Muhamed ka kryer shumë mrekulli, për të cilat janë dëshmitarë shumë njerëz.
6) **Jeta e thjeshtë e Muhamedit** (paqja qoftë mbi të): Kjo tregon qartë e pa dyshimin më të vogël se Muhamedi (paqja qoftë mbi të) nuk ishte profet i rremë që pretendonte të ishte profet për të fituar pasuri, famë apo pushtet.

Nga këto gjashtë argumente arrijmë në përfundimin se:

- Kurani është shpallje e Zotit dhe Fjala e drejtpërdrejtë e Tij.
- Muhamedi (paqja qoftë mbi të) është profet i vërtetë i dërguar prej Zotit.
- Islami është feja e vërtetë e Zotit.

N.q.s. duam të kuptojmë nëse një fe është e vërtetë apo e rreme nuk duhet të ndikohemi nga emocionet, ndjenjat apo zakonet tona, por duhet të mbështetemi në arsye dhe intelekt. Kur Zoti dërgoi të dërguarit e Tij, Ai u dha atyre mrekulli dhe argumente të qarta, të cilët provonin se ata ishin me të vërtetë profetë të dërguar nga Zoti dhe se feja e tyre ishte feja e vërtetë.

Kapitulli i dytë, ***“Disa dobi të Islamit”***, flet për disa prej të mirave që Islami siguron për individin si p.sh.:

- Hyrja në Parajsë.
- Shpëtimi prej Zjarrit.
- Lumturia e vërtetë dhe qetësia shpirtërore.
- Falja e të gjithë gjynaheve të mëparshme.

Kapitulli i tretë, ***“Njohuri të përgjithshme mbi Islamin”***, jep një informacion të përgjithshëm mbi Islamin, sqaron disa keqkuptime rreth tij dhe u përgjigjet disa pyetjeve të përgjithshme si:

- Çfarë thotë Islami për terrorizmin?
- Cili është statusi i gruas në Islam?

## Kapitulli I

# Prova të qarta për vërtetësinë e Islamit

Zoti i dha të dërguarit të Tij të fundit, Muhamedit (paqja qoftë mbi të), shumë mrekulli dhe prova të qarta që argumentonin se ai ishte me të vërtetë një prej të dërguarve të Zotit. Gjithashtu, Zoti e pajisi librin e fundit të shpallur prej Tij, Kuranin e Shenjtë, me mrekulli që provojnë se ai është Fjala e Zotit, e shpallur prej Tij, dhe se asnjë qenie njerëzore nuk mund të shkruajë një të tillë.

Në këtë kapitull do të pasqyrojmë disa prej këtyre provave:

### (1) Mrekullitë shkencore në Kuranin e Shenjtë

Kurani është Fjala e Zotit, të cilën Ai ia shpalli Profetit Muhamed (paqja qoftë mbi të) nëpërmjet engjëllit Xhibril. Muhamedi (paqja qoftë mbi të) e mësonte atë përmendësh dhe pastaj ua diktonte atë shokëve të tij, të cilët, nga ana e tyre, e mësonin përmendësh, e shkruanin dhe e përsërisnin së bashku me Profetin. Vetë Muhamedi e përsëriste Kuranin me engjëllin Xhibril një herë në vit, ndërsa në vitin e fundit të jetës ai e përsëriti dy herë. Që nga koha e shpalljes së Kuranit e deri më sot ka pasur një numër mjaft të madh muslimanësh që e kanë mësuar të gjithë Kuranin përmendësh.



Disa prej tyre ia kanë arritur kësaj që në moshën dhjetë vjeçare. Asnjë germë e Kuranit nuk është ndryshuar me kalimin e shekujve.

Kurani, i shpallur katërmbëdhjetë shekuj më parë, përmend disa fakte të zbuluara vetëm këto kohët e fundit nga shkenca bashkëkohore. Kjo provon pa pikë dyshimi se Kurani është Fjala e Zotit, të cilën Ai ia shpalli të dërguarit Muhamed (paqja qoftë mbi të), dhe se asnjë qenie njerëzore, duke përfshirë dhe Muhamedin, nuk mund të shkruante një libër të tillë. Kjo, gjithashtu, provon se Muhamedi (paqja qoftë mbi të) është me të vërtetë një profet i dërguar prej Zotit. Është jashtë çdo logjike të mendosh se një njeri, një mijë e katërqind vjet më parë, ishte në gjendje të njihte fakte të zbuluara vetëm sot me metoda dhe pajisje shkencore nga më të sofistikuarat. Më poshtë po japim disa shembuj:

## a) Kurani dhe zhvillimi i embrionit njerëzor

Duke përmendur fazat e zhvillimit të embrionit të njeriut, Zoti i Madhëruar thotë:

***"… Ne e krijuam njeriun*** *(Ademin)* ***prej një copë balte. Pastaj e bëmë atë si një pikë në një vend të sigurt. Pastaj e shndërruam pikën në alek, pastaj alekun e shndërruam në mudgah*** *(diçka e kafshuar)****…"*** *(Kuran, 23:12-14)*

Nga ana gjuhësore fjala *alek* ka tre kuptime: 1) shushunjë, 2) diçka e varur, 3) gjak i mpiksur. Po të krahasojmë një shushunjë me embrionin e njeriut, ashtu siç mund të shihet dhe në fig. 1, do të vërejmë një ngjashmëri të madhe[1].

[1] *"The Developing Human", Moore dhe Persand, botimi i pestë, f. 8.*




**Figura 1:** Vizatimet ilustrojnë ngjashmëritë midis shushunjës dhe embrionit njerëzor në fazën *alek*. (Pamja e shushunjës nga *Human Development as Described in the Quran and Sunnah*, Moore dhe të tjerët, f. 37, modifikuar nga *Integrated Principles of Zoology*, Hickman dhe të tjerët. Pamja e embrionit nga *The Developing Human*, Moore dhe Persaud, 5th ed., f. 73.)

Gjithashtu, embrioni në këtë fazë e merr ushqimin nga gjaku i nënës ashtu si shushunja që ushqehet me gjakun e të tjerëve[2].

Kuptimi i dytë i fjalës *alek* është "*diçka e varur*". Kjo varje e embrionit gjatë fazës së *alek*-ut në mitrën e nënës mund të shikohet qartë në fig. 2 dhe 3.

Kuptimi i tretë i fjalës *alek* është "*gjak i mpiksur*".

**Figura 2.** Në këtë diagram shihet suspensioni i një embrioni gjatë fazës *alek* në uterusin e nënës. (*The Developing Human*, Moore dhe Persaud, 5th ed., f. 66.)




[2] *"Human Development as Describe in Qur'an and Sunnah", Moore dhe të tjerët, f. 36.*

**Figura 3:** Në këtë fotomikrograf shihet suspensioni i një embrioni (B) gjatë fazes *alek* (rreth 15 ditë i vjetër) në barkun e nënës. Madhësia e embrionit është rreth 0.6 mm. (*The Developing Human*, Moore, 3rd ed., f. 66, nga *Histology*, Leeson dhe Leeson.)




Po të vëzhgojmë embrionin do të vëmë re se pamja e tij e jashtme si dhe e enëve të tij të gjakut, gjatë fazës së *alek-ut*, është e ngjashme me pamjen e gjakut të mpiksur. Kjo për shkak të prezencës së një sasie relativisht të madhe gjaku në trupin e embrionit gjatë kësaj faze[3] (shiko fig. 4). Gjithashtu, gjatë kësaj faze gjaku nuk qarkullon derisa embrioni të arrijë në javën e tretë[4] të tij. Kështu embrioni në këtë fazë është si gjak i mpiksur.

[3] *"Human Development as Described in Qur'an and Sunnah", Moore dhe të tjerët, f. 37-38.*
[4] *"The developing Human", Moore dhe Persand, botimi i pestë, f. 65.*




**Figura 4:** Diagrami i sistemit primitiv kardiovaskular në embrion gjatë fazës *alek* . Pamja e jashtme e embrionit dhe e enëve të tij të gjakut është e ngjashme me pamjen e gjakut të mpiksur për shkak të prezencës së një sasie relativisht të madhe të gjakut në embrion. (*The Developing Human*, Moore, 5th ed., f. 65.)

Siç shihet, të tre kuptimet e fjalës *alek* korrespondojnë saktësisht me përshkrimin e embrionit në fazën e *alek-ut*.

Faza tjetër e përmendur pas asaj të *alek*-ut është faza e *mudga*-s. Fjala arabe *mudga* do të thotë "*diçka e kafshuar*". N.q.s. merret një copë çamçakëz dhe kafshohet me dhëmbë, pastaj krahasohet gjurma e lënë nga kafshimi me pamjen e embrionit në fazën e *mudga*-s, do të vërehet një ngjashmëri e madhe. Kjo sepse pamja e boshtit kurrizor të embrionit përngjason me gjurmët e lëna nga dhëmbët në çamçakëzin e kafshuar.[5] (fig. 5, 6)

[5] *"The developing Human", Moore dhe Persand, botimi i pestë, f. 8.*

**Figura 5:** Fotografia e një embrioni në fazën *mudga* (28 ditë i vjetër). Embrioni në këtë fazë merr pamjen e një materiali të kafshuar, për arsye se segmentet në pjesën e pasme të embrionit ngjajnë me gjurmët e dhëmbëve në një material të kafshuar. Madhësia e embrionit është 4 mm. (*The Developing Human*, Moore dhe Persaud, 5th ed., f. 82, nga Professor Hideo Nishimura, Kyoto University, Kyoto, Japan.)



**Figura 6:** Kur krahasohet pamja e një embrioni në fazën *mudga* me një copë çamçakëz të kafshuar, ne gjejmë ngjashmëri midis tyre.
**A)** Vizatimi i një embrioni në fazën *mudga*. Aty mund të shihen segmentet në pjesën e pasme të embrionit të cilat duken sikur gjurmët e dhëmbëve. (*The Developing Human*, Moore dhe Persaud, 5th ed., f. 79.)
**B)** Fotografia e një cope çamçakëzi të kafshuar.



Si mund t'i kishte ditur të gjitha këto Muhamedi (paqja qoftë mbi të) një mijë e katërqind vjet më parë, kur dihet se pajisjet e avancuara dhe mikroskopët e fuqishëm janë zbuluar vetëm këto kohët e fundit? Hamm dhe Leenenhoek ishin shkencëtarët e parë që observuan qelizat spermatozoide, duke përdorur një mikroskop modern për kohën, bëhet fjalë për vitin 1677, pra më shumë se një mijë vjet pas Muhamedit. Ata gabuan duke menduar se qeliza e spermës përmbante një njeri në miniaturë që rritej kur depozitohej në organin gjenital të femrës[6].

Profesor Keith L. Moore është një nga shkencëtarët më të spikatur në fushën e Anatomisë dhe Embriologjisë. Gjithashtu, ai është autor i librit me titull *"The Developing Human"*, i cili është përkthyer në tetë gjuhë të ndryshme. Ky libër është një punim shkencor i zgjedhur nga një komitet special në SHBA, si libri më i mirë i shkruar nga një person i vetëm. Dr. Keith Moore është profesor i Anatomisë dhe i Biologjisë Qelizore në Universitetin e Torontos, Kanada. Atje ai u emërua Dekan i Shkencave Bazë në Fakultetin e Mjekësisë dhe për tetë vjet ishte Kryetar i Departamentit të Anatomisë. Në 1984 ai mori çmimin më të lartë nga Shoqata e Anatomistëve Kanadezë në fushën e Anatomisë në Kanada, çmimin "Çmimi i Madh J.C.B.". Ai ka drejtuar shumë shoqata ndërkombëtare si "Shoqata e Anatomistëve Kanadezë e Amerikanë" dhe "Këshilli i Unionit të Shkencave Biologjike".

Në 1981, gjatë Konferencës së 17-të Mjekësore në Daman, Arabi Saudite, profesor Moore tha: *"Ka qenë një kënaqësi e madhe për mua të ndihmoj në qartësimin e kuptimit të thënieve të Kuranit që flasin për zhvillimin e njeriut. Për mua është fare e qartë se këto thënie i kanë ardhur Muhamedit (paqja qoftë mbi të) prej Zotit, sepse gati të gjitha këto njohuri janë zbuluar vetëm shumë shekuj më vonë. Kjo provon se Muhamedi (paqja qoftë mbi të) ka qenë i dërguar i Zotit."*[7] Më pas profesor Moore u pyet: *"A do të thotë kjo se ju besoni se Kurani është Fjalë e Zotit?"* Ai u përgjigj: *"Unë nuk gjej ndonjë vështirësi për ta pranuar këtë."* Gjatë një konference prof. Moore deklaroi: *"… Meqenëse fazat e embrionit të njeriut*

---

[6] *"The developing Human", Moore dhe Persand, botimi i pestë, f. 9.*
[7] *Marrë nga videokaseta: "This is the truth".*

*janë komplekse, për shkak të procesit të vazhdueshëm të ndryshimit gjatë zhvillimit, është propozuar se një sistem i ri klasifikimi mund të zhvillohet duke përdorur termat e përdorur në Kuran dhe Sunet*[8]*. Sistemi i propozuar është i thjeshtë, i kuptueshëm dhe përputhet me njohuritë e sotme embriologjike. Studimi intensiv i Kuranit dhe i fjalëve të Profetit në katër vitet e fundit ka nxjerrë në pah një sistem për klasifikimin e embrionit të njeriut, i cili është mahnitës për shkak se ai u formulua në shekullin e 7-të. Megjithëse Aristoteli, zbuluesi i shkencës së Embriologjisë, kuptoi nga studimi i vezëve të pulës në shekullin e 4-t p.e.s. se embrioni i pulës zhvillohej në faza, ai nuk dha ndonjë detaj për këto faza. Siç dihet nga historia e Embriologjisë para shekullit të 20-të dihej fare pak për fazat dhe klasifikimin e embrionit të njeriut. Për këtë arsye përshkrimi i embrionit të njeriut në Kuran nuk mund të bazohej në njohuritë shkencore të shekullit të 7-të. Konkluzioni i vetëm i arsyeshëm është: Këto përshkrime i janë shpallur Muhamedit (paqja qoftë mbi të) prej Zotit. Ai nuk mund t'i dinte detajet e tilla, sepse ai ishte analfabet dhe absolutisht pa asnjë përvojë shkencore."*[9]

## b) Kurani dhe malet

Libri me titull *"Toka"* është një referencë bazë në shumë universitete të botës. Njëri prej dy bashkautorëve të tij është prof. Frank Press. Ai ka qenë këshilltar shkencor i presidentit amerikan Xhimi Karter dhe për 12 vjet ka mbajtur postin e presidentit të Akademisë Kombëtare të Shkencës, Washington D.C. Libri i tij thotë se malet kanë rrënjë nëntokësore[10], të cilat janë të ngulura thellë në tokë. Për këtë arsye malet kanë formën e një kunji të ngulur në tokë (fig. 7, 8, 9).

---

[8] *Fjala 'Sunet' përmbledh thëniet, veprimet apo aprovimet e bëra nga Profeti Muhamed.*

[9] *Marrë nga videokaseta "This is the truth".*

[10] *Earth, Press dhe Silver, f. 435. Shiko edhe "Earth Science", Tarbuck dhe Lutgens f. 157.*




**Figura 7:** Malet kanë rrënjë të thella nën sipërfaqen e tokës. (*Earth*, Press dhe Siever, f. 413.)




**Figura 8:** Paraqitje skematike. Malet, sikurse kunjat, kanë rrënjë të thella të mbërthyera në tokë. (*Anatomy of the Earth*, Cailleux, f. 220.)




**Figura 9:** Një ilustrim tjetër i cili tregon se malet janë sikur kunjat për shkak të rrënjëve të tyre të thella. (*Earth Science*, Tarbuck dhe Lutgens, f. 158.)

Ja sesi i përshkruan Kurani malet. Zoti thotë:

***"A nuk e bëmë Ne tokën si shtrat dhe malet si kunja*** *(të ngulura)*.***"*** {Kuran, 78: 6-7}

Shkenca moderne ka vërtetuar se malet kanë rrënjë të thella që mund të arrijnë nën sipërfaqen e tokës në thellësi disa herë më të madhe se sa pjesa e ngritur mbi sipërfaqe[11] (fig. 9). Kështu fjala më e përshtatshme për të përshkruar malet, duke u bazuar në këtë informacion është fjala kunj, meqenëse pjesa më e madhe e kunjit është e ngulur në tokë. Teoria e maleve me rrënjë të thella nën tokë, është prezantuar vetëm në gjysmën e dytë të shekullit 19[-të].[12] Nga ana tjetër, malet luajnë një rol të rëndësishëm në stabilizimin e kores së tokës,[13] duke penguar lëkundjet e mundshme të saj. Zoti thotë në Kuran:

***"Dhe Ai vuri male të patundura në tokë, në mënyrë që ajo të mos lëkundet me ju …"*** *(Kuran, 16:15)*

Në të njëjtën mënyrë, teoria moderne e rrafshit tektonik mban të njëjtin qëndrim përsa i përket rolit të maleve. Ajo pohon faktin se

---

[11] *"The Geological Concept of Mountains in the Qur'an", El-Negar, f. 5.*

[12] *"The Geological Concept of Mountains in the Qur'an, El-Negar", f. 5.*

[13] *The Geological Concept of Mountains in the Qur'an, El-Negar, f. 44-45.*

malet shërbejnë si stabilizues për tokën. Kjo gjë filloi të kuptohej diku nga fundi i viteve gjashtëdhjetë[14].

A është e mundur që një njeri në kohën e Muhamedit (paqja qoftë mbi të) të ishte në gjendje të dinte formën e vërtetë të maleve? A mund të imagjinojë ndonjë person se një mal masiv e solid shtrihet thellë në tokë dhe ka rrënjë, ashtu siç pohojnë shkencëtarët sot?

Një numër i madh librash gjeologjikë, kur flasin për malet, përshkruajnë vetëm pjesën e dukshme të tyre. Kjo sepse këto libra nuk janë shkruar nga ekspertë të gjeologjisë. Sidoqoftë gjeologjia moderne ka konfirmuar vërtetësinë e ajeteve kuranore.

### c) Kurani dhe origjina e Universit

Kozmologjia moderne tregon qartë se në një kohë të caktuar i gjithë Universi nuk ishte gjë tjetër, veçse një re e dendur dhe e nxehtë "tymi"[15]. Ky është një nga principet bazë e të pakundërshtueshme të Kozmologjisë Standarde Moderne. Shkencëtarët tani mund të vëzhgojnë yje të reja duke u formuar prej mbetjes së këtij "tymi" (fig. 10, 11).

**Figura 10:** Një yll i ri duke u formuar nga reja e gazit dhe pluhurit (nebula), e cila është një nga mbetjet e 'tymit' i cili ka qenë zanafilla e gjithë universit. (*The Space Atlas*, Heather and Henbest, f. 50.)



[14] *"The Geological Concept of Mountains in the Qur'an", El-Negar, f. 5.*
[15] *"The First Three Minutes, a Modern View of the Origin of the Universe, Weinberg", f. 94-105.*



**Figura 11:** Nebula Laguna është një re e gazit dhe pluhurit rreth 60 vite drite në diametër. Është ngacmuar nga rrezatimi ultraviolet i yjeve të nxehtë që janë formuar rishtas brenda korpusit të saj. (*Horizons, Exploring the Universe*, Seeds, plate 9, nga Association of Universities for Research in Astronomy, Inc.)

Të gjithë yjet vezullues që ne shikojmë natën kanë qenë, ashtu si gjithë Universi, pjesë e "tymit". Zoti thotë në Kuran:

***"Pastaj Ai iu kthye qiellit, i cili ishte tym…"*** *(Kuran, 41:11)*

Për shkak se toka dhe qielli janë formuar nga i njëjti "tym", ne arrijmë në përfundimin se ata ishin një, më pas ato u formuan dhe u ndanë. Zoti thotë:

***"A nuk e dinë ata që nuk besojnë se qielli dhe toka ishin një e pastaj Ne i ndamë ato…?"*** *(Kuran, 21:30)*

Dr. Alfred Kroner, një nga gjeologët më të shquar botërorë, profesor i Gjeologjisë dhe drejtor i Departamentit të Gjeologjisë në Institutin e Gjeoshkencave, Johannes Gutenberg University, Mainz, Gjermani, thotë: "Duke menduar se nga erdhi Muhamedi… mendoj se është gati e pamundur që ai të ketë ditur për gjëra të tilla si

origjina e përbashkët e Universit, sepse shkencëtarët e zbuluan këtë fakt vetëm vitet e fundit me metoda teknologjike mjaft të komplikuara e të avancuara, kjo është e gjithë çështja."[16] Gjithashtu ai ka thënë: "Dikush që nuk dinte ndonjë gjë rreth Fizikës Bërthamore katërmbëdhjetë shekuj më parë mendoj se nuk mund të ishte në gjendje të nxirrte nga mendja e tij, për shembull, se toka dhe qielli kanë të njëjtën origjinë."[17]

## d) Kurani dhe truri

Duke folur për një prej krerëve të idhujtarëve, i cili e ndaloi Muhamedin të falej në Qabe, në Kuran thuhet:

***"Jo! Nëse ai nuk ndalon, Ne do ta kapim atë prej naasijeh[18]. Nasijeh gënjeshtare dhe mëkatare."*** *(Kuran, 96: 15-16)*

Përse Kurani e përshkruan pjesën e përparme të kokës si gënjeshtare e mëkatare? Cila është lidhja midis kësaj pjese, nga njëra anë dhe gënjeshtrës e mëkatit, nga ana tjetër?

Po të shikojmë ndërtimin e trurit (fig. 12), vëmë re se në këtë vend ndodhet pjesa paraballore e trurit. Çfarë thonë fiziologët për funksionin e kësaj zone? Libri "*Bazat e Anatomisë dhe Fiziologjisë*" thotë për këtë zonë: "*Motivimi dhe parashikimi për të planifikuar dhe filluar lëvizjet ndodhin në pjesën e përparme të lobeve ballore, në zonën paraballore.*"[19] Gjithashtu, libri thotë: "*Për shkak se zona paraballore merr pjesë në motivim, mendohet se ajo është qendra përgjegjëse për agresionin …*"[20]

---

[16] *Marrë nga videokaseta: "This is the Truth".*
[17] *Marrë nga videokaseta: "This is the Truth".*
[18] *Pjesa e përparme e kokës.*
[19] *"Essentials of Anatomy and Physiology", Seeley dhe të tjerët, f. 410.*
[20] *"Essentials of Anatomy and Physiology", Seeley dhe të tjerët, f. 211.*




**Figura 12:** Regjionet funksionale në hemisferën e majtë të korteksit cerebral. Zona paraballore gjendet në pjesën e përparme të korteksit cerebral (*Essentials of Anatomy & Physiology*, Seeley and others, f. 210.)

Kjo pjesë e trurit pra është përgjegjëse për planifikimin, motivimin dhe fillimin e veprimeve të mira apo të këqija, si dhe për thënien e gënjeshtrave apo të vërtetave. Kështu, është mjaft e saktë ta përshkruash pjesën e përparme të kokës, ashtu siç përshkruhet në Kuran si gënjeshtare apo mëkatare, kur dikush gënjen apo bën mëkate.

Sipas Prof. Keith L. Moore ky funksion i zonës paraballore është zbuluar nga shkencëtarët vetëm në gjashtëdhjetë vitet e fundit.[21]

[21] *"El-Exhaz fii el-Nasijeh (The Scientific Miracles in the Front of the Head)", Moore dhe të tjerët, f. 41.*

## e) Detet dhe lumenjtë në Kuran

Shkenca ka zbuluar se në vendin ku takohen dy dete ekziston një barrierë (pengesë) ndarëse, e cila bën të mundur që secili prej dy deteve të ruajë temperaturën, dendësinë dhe kripësinë e tij.[22] P.sh. uji i detit Mesdhe është më i ngrohtë, më i kripur dhe me dendësi më të vogël se uji i oqeanit Atlantik. Kur uji i detit Mesdhe hyn në Atlantik në Pragun e Gjibraltarit, ai lëviz disa qindra kilometra në brendësi të Atlantikut në një thellësi prej një mijë metrash, duke mos i ndryshuar karakteristikat e tij të ngrohtësisë, kripësisë e dendësisë (fig. 13).

Megjithë dallgët e mëdha, rrymat e fuqishme, baticat e zbaticat në këto dete, ata përsëri nuk e kalojnë këtë barrierë.

Kurani i Shenjtë e përmend këtë barrierë midis deteve, të cilët nuk e kalojnë atë. Zoti thotë në Kuran:

***"Ai i bëri dy detet të bashkohen me njëri-tjetrin. Ndërmjet tyre ka një pengesë që nuk i lejon të përzihen."*** *(Kuran, 55: 19-20)*

Por, kur Kurani flet për pjesën ndarëse midis ujit të ëmbël dhe të kripur ai përmend ekzistencën e një zone ndarëse bashkë me barrierën. Allahu thotë në Kuran:

***"Allahu është Ai që i la të lirë dy llojet e ujit të bashkohen, një i ëmbël e i shijshëm, ndërsa tjetri i kripur e i hidhur. Dhe Ai bëri midis tyre një barrierë dhe një zonë ndarëse."*** *(Kurani, 25: 53)*

Ndokush mund të pyesë, përse Kurani përmend zonën ndarëse kur flet për ujin e ëmbël e të kripur dhe nuk e përmend këtë kur flet për detet?

Shkenca ka zbuluar se në grykëderdhjen e lumenjve në det, ku uji i ëmbël takon ujin e kripur, situata është më e ndryshme nga ajo e bashkimit të dy deteve. Është zbuluar se ajo që ndan ujin e ëmbël nga ai i kripur në grykëderdhjet e lumenjve është një zonë e përbërë nga disa nënzona (shtresa) ndarëse me dendësi që ndryshon nga një nënzonë në tjetrën.[23] Këto shtresa ndarëse, nënzona, kanë kripësi të

---

[22] *"Principles of Oceanography", Davis, f. 92-93.*
[23] *Shih: "Oceanography", Gross f. 242, dhe "Introductory Oceanography", Thurman f. 300-301.*

ndryshme nga uji i ëmbël i lumit, apo nga uji i kripur i detit[24] (fig. 14).




**Figura 14:** Seksion longitudinal i cili tregon kripësinë (pjesë për mijë ‰) në grykëderdhjen e lumenjve në det. Aty mund të shihet zona e ndarjes midis ujit të ëmbël dhe atij të njelmët. (*Introductory Oceanography*, Thurman, f. 301, me një shtesë të vogël.)

Ky informacion është zbuluar vetëm kohët e fundit, duke përdorur aparatura të avancuara për të matur temperaturën, kripësinë, dendësinë, sasinë e oksigjenit të tretur në ujë etj. Syri i lirë i njeriut nuk mund t'i shikojë ndryshimet që ndodhin, kur dy detet takohen, pasi ata duken sikur janë një det i vetëm. Po kështu, syri i lirë i njeriut nuk mund të bëjë ndarjen e ujit në grykëderdhjet e lumenjve në 3 lloje: ujë i ëmbël, zonë ndarëse dhe ujë i kripur.

---

[24] *Shih: "Oceanography", Gross f. 244, dhe "Introductory Oceanography", Thurman f. 300-301.*



## f) Detet e thella dhe dallgët e brendshme në Kuran

Zoti thotë në Kuran:

***"****(Gjendja e jobesimtarëve është)* ***si errësira në një det të thellë e të madh. Ai është i mbuluar me valë, mbi të cilat gjenden valë të tjera e mbi to gjenden re të dendura. Errësirë mbi errësirë. Nëse dikush do të zgjaste dorën, nuk do të ishte në gjendje ta shihte atë…"*** *(Kuran, 24: 40)*

Ky ajet përmend errësirën në thellësinë e detit, errësirë ku nuk mund të shikosh as dorën tënde. Errësira në dete haset në thellësi nga 200 m e poshtë. Në këtë thellësi gati nuk ka dritë (fig. 15). Ndërsa nën 1000 m nuk ekziston asnjë lloj drite.[25] Njeriu nuk mund të zhytet më shumë se 40 m pa ndihmën e batiskafëve apo mjeteve të tjera speciale të zhytjes. Gjithashtu, njeriu nuk mund të mbijetojë pa ndihmën e mjeteve në pjesën e errët të oqeaneve, siç është thellësia 200 m.

---

[25] *"Oceans", Elder dhe Pernetta, f. 27.*




**Figura 15:** Midis 3 dhe 30 përqind të dritës së diellit reflektohet në sipërfaqen e detit. Pastaj të gjitha nga të shtatë ngjyrat e spektrit të dritës absorbohen njëra pas tjetrës në 200 metrat e para, me përjashtim të dritës së kaltër.(*Oceans*, Elder and Pernetta, f. 27.)

Këto të dhëna për errësirën janë zbuluar duke përdorur batiskafe apo mjete të tjera speciale që bëjnë të mundur zhytjen në thellësi. Nga pjesa **"…një det të thellë e të madh. Ai është i mbuluar me valë, mbi të cilat gjenden valë të tjera …"** e ajetit të mësipërm mund të kuptojmë gjithashtu, se ujërat në thellësi të oqeaneve janë të mbuluara nga valë, mbi të cilat gjenden valë të tjera. Merret lehtë me mend se valët e dyta janë valët sipërfaqësore, sepse pas tyre përmenden retë. Po valët e përmendura për herë të parë ç'janë?

Shkencëtarët kanë zbuluar kohët e fundit se ekzistojnë valë të brendshme, të cilat shfaqen në sipërfaqen midis shtresave të ujit me dendësi të ndryshme[26] (fig. 16).

---

[26] *"Oceanography", Gross, f. 205.*




**Figura 16:** Valët e brendshme në hapësirën midis dy shtresave të ujit me densitet të ndryshëm. Njëra është e dendur (e poshtmja), kurse tjetra është më pak e dendur (e epërmja). (*Oceanography*, Gross, f. 204.)

Valët e brendshme mbulojnë ujërat e thella të deteve e oqeaneve, sepse ujërat në thellësi kanë dendësi më të madhe se ujërat mbi to. Valët e brendshme janë shumë të ngjashme me valët sipërfaqësore. Ato nuk mund të shihen nga syri, por mund të perceptohen duke studiuar ndryshimet e temperaturës ose kripësisë në një zonë të caktuar.[27]

## g) Kurani dhe retë

Studiuesit kanë studiuar llojet e reve dhe kanë arritur në përfundimin se retë e shiut formohen duke kaluar në disa faza të caktuara, që kanë lidhje me disa lloje erërash dhe resh.

---

[27] *"Oceanography", Gross, f. 205.*

Njëra prej reve të shiut është reja Kumulonimbus (re grumbullore e errët). Meteorologët kanë studiuar formimin e kësaj reje dhe se si ajo prodhon shi, breshër e vetëtima. Ata kanë zbuluar se ky lloj reje kalon në hapat e mposhtëm për të formuar shi:

1) ***Retë shtyhen nga era:*** Retë Kumulonimbus fillojnë të formohen kur era shtyn copa të vogla reje në një zonë ku ato bashkohen (fig. 17-18).




**Figura 17:** Fotografi satelitore e cila tregon retë duke lëvizur drejtë zonave konvergjuese B, C dhe D. Shigjetat tregojnë drejtimin e erës. (*The Use of Satellite Pictures in Weather Analysis and Forecasting*, Anderson dhe të tjerët, f. 188.)



**Figura 18:** Pjesë të vogla reshë (retë kumulus) duke lëvizur drejtë zonës së konvergjencës afër horizontit, ku mund të shihet një re e madhe kumulonimbus. (*Clouds and Storms*, Ludlam, plate 7.4.)

2) ***Bashkimi:*** Pas kësaj retë bashkohen duke formuar një re më të madhe.[28] (fig. 18-19).

---

[28] *Shih: "The Atmosphere", Anthes dhe të tjerët, f. 268-269, dhe "Elements of Meteorology", Miller dhe Thompson, f. 141.*




**Figura 19:** (A) Pjesë të vogla të izoluara reshë (retë kumulus). (B) Kur retë e vogla bashkohen, lëvizjet nga poshtë lartë brenda resë së madhe rriten, kështu që reja merr formën e mullarit. Pikat e ujit janë sipas ·. (*The Atmosphere*, Anthes dhe të tjerët, f. 269.)

3) ***Grumbullimi në formë mullari:*** Kur retë e vogla bashkohen bashkë, lëvizjet nga poshtë lart brenda resë së madhe, rriten. Këto lëvizje nga poshtë lart janë më të forta në qendër se sa pranë periferisë së resë.[29] Ato bëjnë që trupi i resë të rritet vertikalisht duke marë formën e mullarit (fig. 19b, 20 dhe 21). Duke u rritur vertikalisht reja shtrihet në zona më të ftohta të atmosferës, ku pikat e ujit dhe breshrit formohen dhe fillojnë të rrisin përmasat e tyre. Kur këto pika uji e breshri bëhen tepër të rënda dhe lëvizja nga poshtë lart nuk mund t'i mbajë, atëherë ato fillojnë të bien nga reja në formë shiu, breshri etj.[30]

---

[29] *Lëvizjet nga poshtë lart janë më të forta në qendër, sepse janë pjesët e jashtme të resë ato që e mbrojnë qendrën prej efekteve ftohëse.*

[30] *Shih: "The Atmosphere", Anthes dhe të tjerët, f. 269 dhe "Elements of Meteorology", Miller dhe Thompson, f. 141-142.*

**Figura 20:** Një re kumulonimbus. Pasi që reja të ketë marrë formën e mullarit, nga ajo vie shiu. (*Weather and Climate*, Bodin, f.123.)






**Figura 21:** Një re kumulonimbus. (*A Colour Guide to Clouds*, Scorer and Wexler, f. 23.)

Allahu thotë në Kuran:

***"A nuk e ke parë se si Allahu i drejton retë, pastaj i bashkon, pastaj i grumbullon njëra mbi tjetrën** (si një mullar) **dhe atëherë ti shikon shiun se si rrjedh prej tyre…"** (Kuran, 24: 43)*

Këto detaje të formimit, strukturës e funksionimit të reve janë zbuluar nga meteorologët duke përdorur mjete të sofistikuara si aeroplanët, satelitët, kompjuterët, ballonët etj., për të studiuar erërat dhe drejtimin e tyre, lagështinë dhe ndryshimet e saj, si dhe për të përcaktuar nivelet e ndryshimeve të presionit atmosferik.[31]

Ajeti që përmendëm më sipër, pasi përmend retë dhe shiun, flet edhe për breshrin dhe vetëtimën:

***"…Ai lëshon nga lart breshër prej reve të mëdha si male. Me të godet kë të dojë dhe e largon atë nga kush të dojë. Shkëlqimi i dritës së vetëtimës së tij gati sa ta merr shikimin."*** *(Kuran, 24: 43)*

Është zbuluar se retë Kumulonimbus, prej të cilave formohet breshëri arrijnë 7.5 deri 9 km lartësi dhe, ashtu siç thotë Allahu në Kuran, ato janë si male në qiell (fig. 21).

Ky ajet mund të ngrejë dy pyetje: Pse ajeti thotë *"vetëtimës së tij"*, duke iu referuar breshrit? A do të thotë kjo se breshri është faktori kryesor në shkaktimin e vetëtimës? Le të shikojmë se çfarë thotë libri *"Meteorology Today"* për këtë. Ai thotë se një re ngarkohet elektrikisht kur breshri bie nëpër një zonë të resë me pikla super të ftohta dhe kristale akulli. Kur piklat e lëngëta ndeshen me një kokërr breshri ato ngrijnë menjëherë dhe çlirojnë sasi nxehtësie. Kjo bën që sipërfaqja



[31] *Shih: "Ee'jaz al-Qur'an al-Kareem fee uasf Enua' al-Riyah, es-Suhub, el-Matar", Makky dhe të tjerët, f. 55.*

e kokrrës së breshrit të jetë më e ngrohtë se ajo e kristaleve të akullit që e rrethon. Kur kokrra e breshrit bie në kontakt me një kristal akulli ndodh një fenomen i rëndësishëm. Elektronet kalojnë nga objekti më i ftohtë tek ai më i ngrohtë. Kështu kokrra e breshrit ngarkohet negativisht. I njëjti efekt ndodh edhe kur piklat super të ftohta bien në kontakt me copëza të imta akulli dhe kokrra breshri. Këto copëza të lehta të ngarkuara pozitivisht ngrihen në pjesën e sipërme të resë nga lëvizja, nga poshtë lart gjë kjo që ndodh brenda resë. Breshri, i mbetur me ngarkesë negative, bie në drejtim të fundit të resë. Kështu pjesa e poshtme e resë ngarkohet negativisht. Pastaj kjo ngarkesë negative shkarkohet si vetëtimë.[32] Si përfundim themi se breshri është faktori kryesor në prodhimin e vetëtimës.

Ky informacion për vetëtimën është zbuluar vonë. Deri më 1600, idetë e Aristotelit ishin mbizotëruese në fushën e Meteorologjisë. Ai mendonte se atmosfera përmban dy lloje rrymash, atë të thatë dhe atë të lagësht. Sipas tij bubullima është zhurma që shkaktohet nga përplasja e rrymës së thatë me retë fqinje, ndërsa vetëtima është marrja flakë dhe djegia e rrymës së thatë me një flakë të dobët e të hollë.[33] Këto janë disa prej ideve mbi Meteorologjinë që ishin dominante në kohën e shpalljes së Kuranit, 14 shekuj më parë.

## H) Komente të shkencëtarëve mbi mrekullitë shkencore në Kuran

Më poshtë do të japim disa komente shkencëtarësh mbi mrekullitë shkencore në Kuranin e Shenjtë. Këto komente janë marrë nga videokaseta *"The Truth"*.

1- Dr. T.V.N. Persaud është profesor i Anatomisë, profesor i Pediatrisë dhe i Shëndetit të Fëmijëve, profesor Obstetrik Gjinekologjik, profesor i Shkencave të Riprodhimit në Universitetin e Manitobës, Winnpeg, Manitoba, Kanada. Ai ka qenë atje drejtor i Departamentit të Anatomisë për 16 vjet dhe është mjaft i njohur në

---

[32] *"Meteorology Today", Anthes, f. 437.*

[33] *"The Works of Aristotle Translated into English: Meteorologica", v. 3, Ross dhe të tjerët, f. 369a-369b.*

fushën e tij. Ai është autori apo botuesi i 22 librave dhe ka botuar mbi 181 faqe shkencore. Në 1991 ai u vlerësua me çmimin më të madh në fushën e Anatomisë në Kanada "Çmimi i madh J.C.B." nga Shoqata e Anatomistëve Kanadezë. Kur u pyet për mrekullitë shkencore në Kuran, për të cilat ai kishte bërë një punim shkencor, ai u përgjigj: *"Kam përshtypjen se Muhamedi ishte një njeri më se i zakonshëm. Ai nuk mund të lexonte, nuk dinte të shkruante. Në fakt ai ishte analfabet. Po flasim për një periudhë rreth 20 shekuj (saktësisht janë 14 shekuj) më parë. Kemi të bëjmë me një person analfabet që thotë gjëra të thella e që janë në mënyrë të habitshme tepër të sakta nga ana shkencore. Mua personalisht nuk më duket që kjo të jetë thjesht rastësi. Ka shumë gjëra të sakta, dhe ashtu si Dr. Moore, nuk kam vështirësi të pranoj se ajo që e drejtoi atë në këto thënie ishte Inspirimi Hyjnor ose Shpallja."*
Në disa prej librave të tij, Profesori Persuad ka përmendur
disa ajete të Kuranit, si dhe disa prej thënieve të Profetit. Gjithashtu, ai i ka prezantuar këto ajete dhe thënie të Profetit në disa konferenca shkencore.

**2)** Dr. Xho Leigh Simpson është drejtor i Departamentit të Obstetrikës dhe Gjinekologjisë, profesor i Obstetrikës dhe i Gjinekologjisë, profesor Molekular dhe i Geneve Njerëzore në kolegjin e Mjekësisë Bejlor, Hjuston, Teksas, SHBA. Më parë, ai ka qenë profesor Obstetrik Gjinekolog dhe drejtor i Departamentit të Obstetrikës dhe të Gjinekologjisë në Universitetin e Tenesisë, Memfis, Tenesi, SHBA. Ai ka qenë, gjithashtu, edhe president i shoqatës "American Fertility Society". Ka marrë shumë çmime, duke përfshirë edhe çmimin e mirënjohjes publike të shoqatës së Profesorëve të Obstetrikës dhe Gjinekologjisë në 1992. Profesor Simpson studioi dy thëniet e mëposhtme të të dërguarit Muhamed (paqja qoftë mbi të): *"Tek secili prej jush, të gjithë komponentet e krijimit mblidhen bashkë në mitrën e nënës për 40 ditë …"* [34]

*"Pasi embrioni ka kaluar 42 netë, Allahu dërgon tek ai një engjëll, i cili i jep formën dhe krijon dëgjimin, shikimin, lëkurën,*

---

[34] *Trans. Buhariu (n. 3208) dhe Muslimi (n. 2643).*

*mishin dhe kockat e tij. Pastaj engjëlli thotë: "O Zot është mashkull apo femër?" Dhe Zoti yt vendos çfarë të dojë …"*[35]

Ai i studioi këto dy thënie të profetit Muhamed (paqja qoftë mbi të) intensivisht, duke vënë re se 40 ditët e para përbënin një fazë tepër të veçantë të embriogjenezës. Atij i bëri përshtypje preçizioni absolut i këtyre thënieve të profetit Muhamed (paqja qoftë mbi të). Më vonë gjatë një konference ai dha opinionin e mëposhtëm: *"Kështu, që të dy hadithet që u cituan na sigurojnë përcaktime kohore shumë specifike për zhvillimin kryesor embriologjik para 40 ditëve. Unë mendoj, ashtu si dhe parafolësit e tjerë në këtë mëngjes, se konkluzioni është: Këto hadithe nuk mund të jenë thënë mbi bazën e njohurive shkencore që gjendeshin në kohën kur janë thënë… Unë mendoj që jo vetëm që nuk ka konflikt midis Gjenetikës dhe fesë,*[36] *por në fakt, feja mund ta udhëzojë shkencën duke i dhënë asaj informacion prej shpalljes hyjnore. Ka shumë thënie në Kuran, saktësia e të cilave u provua shumë shekuj më vonë, gjë që tregon se dija në Kuran është dhënë prej Zotit."*

**3)** Dr. E. Marshall Xhonson është profesor i Anatomisë dhe i Biologjisë së Zhvillimit në Universitetin Tomas Xheferson, Filadelfia, Pensilvani, SHBA. Atje ai ka qenë për 22 vjet profesor i Anatomisë, drejtor i Departamentit të Anatomisë dhe drejtor i Institutit Daniel Baugh. Ai ka qenë gjithashtu, president i shoqatës "Teratology Society". Ai është autori i më shumë se 200 publikimeve. Në 1981, gjatë Konferencës së 7-të Mjekësore në Daman të Arabisë Saudite, profesor Xhonson tha në prezantimin e punës së tij kërkimore: *"Përmbledhje: Kurani përshkruan jo vetëm zhvillimin e formës së jashtme, por thekson, gjithashtu, edhe fazat e brendshme (fazat brenda embrionit) të krijimit dhe zhvillimit të tij, duke theksuar gjërat më të njohura nga shkenca bashkëkohore."* Ai gjithashtu tha: *"Si shkencëtar unë studioj vetëm gjërat që mund t'i shikoj. Unë mund të kuptoj Embriologjinë dhe Biologjinë e Zhvillimit. Unë mund të kuptoj fjalët që janë përkthyer nga Kurani. Ashtu siç dhashë një shembull më parë, n.q.s. unë do të kisha*

---

[35] *Trans. Muslimi (n. 2645).*

[36] *Duhet theksuar se është fjala për Islamin e jo për fetë e tjera.(sh.p.)*

*mundësi ta zhvendosja veten në atë zonë (në Arabi, në kohën e Muhamedit), duke ditur atë që di sot dhe të më kërkohej të përshkruaja gjërat, nuk do të mund t'i përshkruaja me kaq saktësi. Unë nuk shoh ndonjë argument për të përgënjeshtruar faktin se ky individ, Muhamedi, duhet ta kishte marrë informacionin diku. Ndaj, në këtë unë nuk shoh asgjë në kundërshtim me faktin që ishte ndërhyrja Hyjnore ajo që e bëri atë të ishte në gjendje të shkruante gjëra të tilla."*[37]

**4)** Dr. William W. Hay është shkencëtar i njohur në fushën e deteve. Ai është profesor i shkencave Gjeologjike në Universitetin e Kolorados, Balder, Kolorado, SHBA. Ai ka qenë më parë Dekan i "Rosenstiel School of Marine and Atmospheric Science" në Universitetin e Miamit, Miami, Florida, SHBA. Pas një diskutimi me profesor Hay mbi ato që përmend Kurani për faktet e zbuluara kohët e fundit në fushën e deteve, ai tha: *"Është shumë interesante për mua që ky lloj informacioni të gjendet në Kuranin e Shenjtë. Unë nuk e di se nga kanë ardhur ato, por mendoj se është jashtëzakonisht interesante që ato ndodhen në Kuran dhe që kjo punë është duke vazhduar për të zbuluar kuptimin e disa pjesëve të tij."* Kur ai u pyet për burimin e Kuranit ai u përgjigj: *"Do mendoja se ai duhet të jetë Hyjnor."*

**5)** Dr. Gerald C. Goeringer është drejtor kursi dhe Ass. Prof. i Embriologjisë Mjekësore në Departamentin e Biologjisë Qelizore, Shkolla e Mjekësisë, Xhorxhtaun University, Uashington DC, SHBA. Gjatë Konferencës së 8-të Mjekësore në kryeqytetin e Arabisë Saudite, Rijad, profesor Goeringer deklaroi si më poshtë në paraqitjen e punës së tij shkencore: *"Në relativisht pak ajete të Kuranit është përfshirë një përshkrim i kuptueshëm i zhvillimit të njeriut nga momenti i daljes në dritë të gameteve, deri në fillimin e zhvillimit të organeve… Asnjë përshkrim kaq i veçantë dhe i*

---

*[37] I dërguari Muhamed (paqja qoftë mbi të) ishte analfabet. Ai nuk mund të shkruante apo të lexonte, por ua diktonte Kuranin shokëve të tij dhe urdhëronte disa prej tyre ta shkruanin atë.*

*kompletuar, në mënyrë të tillë të klasifikuar e me këtë terminologji nuk ka ekzistuar më parë. Në shumicën, në mos në të gjitha drejtimet, ky përshkrim është dhënë shumë shekuj më parë se sa të dhënat e regjistruara nga literatura shkencore për fazat e ndryshme të embrionit të njeriut dhe zhvillimin e fetusit."*

**6)** Dr. Joshihidi Kozai është profesor në Universitetin e Tokios, Hongo, Tokio, Japoni. Ai ka qenë drejtori i Observatorit Astronomik Kombëtar, Mitaka, Tokio, Japoni. Ai thotë: *"Jam shumë i prekur nga zbulimi i fakteve të vërteta astronomike në Kuran. Ne, astronomët modernë, kemi studiuar pjesë shumë të vogla të Universit. I kemi përqëndruar të gjitha përpjekjet tona për të kuptuar një pjesë fare të vogël, sepse me teleskop mund të vëzhgojmë vetëm pak pjesë të qiellit pa menduar për tërë Universin. Kështu duke lexuar Kuranin dhe duke iu përgjigjur pyetjeve mendoj se, në të ardhmen, do të jem në gjendje të gjej mënyrën për të hetuar Universin."*

**7)** Profesor Texhatat Texhasin është Drejtor i Departamentit të Anatomisë në Universitetin Çiang Mai, Tajlandë. Më parë ai ka qenë Dekan i Fakultetit të Mjekësisë në të njëjtin Universitet. Gjatë Konferencës së 8-të Mjekësore në Rijad, ai tha: *"Interesimi im për Kuranin ka filluar këto tre vitet e fundit. …Nga studimet e mia si dhe nga ç'ka mësova në këtë konferencë unë besoj se çdo gjë që është regjistruar në Kuran 14 shekuj më parë është e vërtetë dhe mund të provohet me mjete shkencore. Meqenëse Muhamedi nuk mund të shkruante apo lexonte, ai duhet të jetë një profet që transmetoi këtë të vërtetë, e cila iu shpall atij si ndriçim prej Krijuesit, Zotit. Prandaj mendoj se kjo është koha për të thënë "La ilahe il-lallah", s'ka të adhuruar të vërtetë përveç Allahut, "Muhamed resulullah", Muhamedi është i dërguari i Allahut. Së fundi ju uroj për organizimin e shkëlqyer e shumë të suksesshëm të kësaj konference. …Unë kam përfituar jo vetëm nga ana shkencore dhe fetare, por gjithashtu edhe nga shansi i madh i takimit me shumë shkencëtarë të njohur. Gjëja më me vlerë që përfitova me ardhjen në këtë vend është "La ilahe il-lallah, Muhamed resulullah" dhe hyrja ime në Islam."*

Pas gjithë këtyre shembujve që pamë për mrekullitë shkencore në Kuranin e Shenjtë dhe gjithë këtyre komenteve të shkencëtarëve, le ta pyesim veten:

A mund të jetë një rastësi që gjithë këto informacione shkencore të zbuluara së fundi në fusha të ndryshme janë të përmendura në Kuran, i cili u shpall 1400 vjet më parë?

A është e mundur që Kurani të ketë për autor Muhamedin (paqja qoftë mbi të) apo ndonjë njeri tjetër?

**E vetmja mundësi për t'u përgjigjur është se Kurani është Fjala e Zotit, e shpallur prej Tij.**

## (2) Sfida e madhe për të bërë një sure (kapitull) si suret e Kuranit

Zoti thotë në Kuran:

***"E n.q.s. ju jeni në dyshim në atë që Ne ia shpallëm gradualisht robit Tonë, atëherë sillni ju një sure si*** *(suret që ka)* ***ai dhe thirrni dëshmitarët tuaj veç Allahut, nëse jeni të sinqertë. E në mos e paçit bërë, dijeni se nuk do ta bëni kurrë. Atëherë kijeni frikë Zjarrin, lëndë djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët. Ai është përgatitur për jobesimtarët. E përgëzoi ata që besuan dhe bënë vepra të mira se do të jenë në kopshte*** *(të Parajsës)*, ***poshtë të cilave rrjedhin lumenj…"*** *(Kuran, 2: 23-25)*

Që kur Kurani u shpall, 14 shekuj më parë, askush nuk ka qenë në gjendje të bëjë një sure që t'i afrohet sureve të Kuranit në bukurinë, elokuencën, madhështinë, ligjet, informacionet e sakta dhe profecitë që përmbajnë ato. Megjithëse surja më e shkurtër ka vetëm 10 fjalë, askush nuk ka mundur ta përballojë këtë sfidë, as atëherë e as tani[38]. Disa arabë jobesimtarë, armiq të profetit Muhamed (paqja qoftë mbi të), u përpoqën të bënin një sure si suret e Kuranit, por megjithëse Kurani ishte në gjuhën e tyre dhe megjithëse arabët e asaj kohe ishin oratorë të mëdhenj e bënin poezi

---

[38] *Shih: "El-Burhan fi Ulumil Kuran, El-Zerkeshi, v. 2, f. 224.*

mjaft të bukura që lexohen dhe vlerësohen edhe sot e kësaj dite, ata përsëri nuk arritën kurrë të bënin një sure si suret e Kuranit.[39]




Surja më e shkurtër në Kur’an (surja 108) përbëhet vetëm nga dhjetë fjalë, mirëpo askush nuk ka mundur që ti bëjë ballë sfidës për të prodhuar një sure si suret e Kur’anit.

## (3) Profeci biblike mbi ardhjen e Muhamedit, profetit të Islamit

Profecitë për ardhjen e profetit Muhamed (paqja qoftë mbi të), që përmenden në Bibël janë argument i qartë për vërtetësinë e Islamit.

Te Ligji i Përtërirë 18:18-19 thuhet:




[39] *Shih: El-Burhan fi Uluumil Kuran, El-Zerkeshi, v. 2, f. 226.*

*"Unë do të sjell për ta një profet të ngjashëm me ty, prej vëllezërve të tyre. Në gojën e tij do t'i vë fjalët e mia dhe ai do të flasë gjithçka që Unë kam për t'i urdhëruar atij. Atë njeri që nuk i dëgjon fjalët që Profeti do të thotë në emrin tim, Unë do ta ndëshkoj."*

Nga ky citat konkludojmë se profeti që do të dërgohej nga Zoti është:

1. I ngjashëm me Moisiun
2. Ai do të vijë nga vëllezërit e Izraelitëve, d.m.th. prej Ishmaelitëve.
3. Perëndia do të vejë Fjalët e Tij në gojën e këtij profeti dhe ai do të deklarojë atë çka Zoti e urdhëron.

Le ti shqyrtojmë këto karakteristika pak më gjerësisht.

**1) Profet i ngjashëm me Musain (Moisiun).**

Vështirë se mund të ketë dy profetë të ngjashëm me njëri-tjetrin aq shumë sa Moisiu dhe Muhamedi. Të dyve iu dha ligj i gjithanshëm dhe sistem jetese. Të dy u konfrontuan me armiqtë e tyre dhe fituan me ndihmën e mrekullive të ndryshme. Të dy u pranuan si profetë dhe prijës shtetesh. Të dy emigruan të ndjekur nga plane të fshehta për t'i vrarë. Analogjia midis Moisiut dhe Muhamedit nuk është e kufizuar vetëm në ngjashmëritë që përmendëm më sipër. Në të përfshihen dhe anë të tjera po aq të rëndësishme, si lindja natyrale, jeta familjare, vdekja natyrale e Moisiut dhe Muhamedit s.a.u.s., por jo e Jezusit. Për më tepër Jezusi konsiderohet nga ndjekësit e tij si biri i Zotit dhe jo si profet i Zotit, siç ishin Moisiu e Muhamedi dhe siç besojnë muslimanët se edhe vetë Jezusi ishte.

Kështu, kjo profeci i referohet Muhamedit (paqja qoftë mbi të) dhe jo Jezusit, sepse Muhamedi përngjason më tepër me Moisiun, se sa Jezusi. Gjithashtu, nga Ungjilli i Gjonit kushdo mund të vërejë se çifutët po prisnin plotësimin e tre profecive të qarta. E para ishte ardhja e Krishtit, e dyta ishte ardhja e Elias dhe e treta ishte ardhja e **Profetit**. Këto janë tre pyetjet që iu bënë Gjon Pagëzorit: *“Dhe ja, dëshmia e Gjonit, kur judenjtë nga Jeruzalemi dërguan tek ai priftërinjtë dhe levitët për ta pyetur: “Kush je ti?” Ai nuk ngurroi të dëshmonte: “Unë nuk jam Mesia!” “Kush, pra? – pyetën ata – A mos je Elia?” “Nuk jam! – u përgjigj.” A je Profeti?” “Jo!” – ua ktheu.”* (Gjoni 1: 19 – 21)

Po të shikojmë në shënimet që janë bërë në “The NIV Study Bible, New International Version” për vargun 1:21 te Ungjilli i Gjonit (shënimi është në f. 1594) tregohet qartë se ky varg i referohet profecisë te Ligji i Përtërirë 18:15 dhe 18:18. Pra, nga të gjitha këto arrijmë në përfundimin se profecia te Ligji i Përtërirë 18:18 nuk i referohet Jezusit, por profetit Muhamed (paqja qoftë mbi të).

**2) Nga vëllezërit e Izraelitëve**

Abrahami (Ibrahimi a.s.) i kishte dy djem, Ishmaelin dhe Izakun (Zanafilla 21). Ishmaeli është gjyshi i kombit Arab, ndërsa Izaku është gjyshi i kombit Izraelit. Profeti për të cilin flitet nuk do të vinte nga vetë Hebrenjtë por nga vëllezërit e tyre, pra nga Ishmaelitët (Arabët). Muhamedi a.s., pasardhës i Ishmaelit është vërtetë ky profet.

Gjithashtu Isaia 42:1-13 flet për shërbëtorin e Zotit, për ‘të zgjedhurin’ e Tij i cili do të sillte ligjin. *“Ai nuk do të ligështohet dhe nuk do të dekurajohet; deri sa të vendosë drejtësinë mbi tokë; dhe ishujt do të presin ligjin e tij”* (Isaia 42:4). Vargu i njëmbëdhjetë e lidhë profetin e pritur me pasardhësit e Kedarit. Kush është Kedari? Sipas Zanafillës 25:13, Kedari ishte biri i dytë i Ishmaelit, përndryshe paraardhës i Profetit Muhamed a.s.

**3) Perëndia do të vendosë Fjalët e Veta në gojën e Profetit**

Fjalët e Zotit (Kurani i Shenjtë) njëmend janë vendosur në gojën e Profetit Muhamed a.s. Zoti e dërgoi engjëllin Xhibril për t'ia mësuar Muhamedit a.s. fjalët e sakta të Perëndisë (Kuranin) dhe e udhëzoi atë që t'ia shpallte ato fjalë njerëzve ashtu siç po i dëgjonte. Kështu që këto fjalë nuk janë të tijat por të Zotit. Ato nuk po vinin nga mendimet e tij por ishin vendosur në gojën e tij nga engjëlli Xhebrail. Gjatë jetës së Muhamedit a.s. dhe nën mbikëqyrjen e tij këto fjalë u memorizuan dhe u shkruan nga nxënësit e tij.

Vëreni se çfarë është thënë në vargun biblik që vjen menjëherë pas profecisë tek Ligji i Përtërirë 18:18 thuhet: *"Atë njeri që nuk i dëgjon fjalët që Profeti do të thotë në emrin tim, Unë do ta ndëshkoj."* (Ligji i Përtërirë 18:18) Kjo do të thotë se kushdo që beson në Bibël duhet të besojë në atë që ky profet thotë, e ky profet është Muhamedi.

## (4) Ajetet e Kuranit që përshkruajnë ngjarje të së ardhmes

Një shembull i ngjarjeve që janë thënë në Kuran para se të ndodhin, është fitorja e romakëve mbi persët brenda pak viteve pasi romakët u mundën nga persët. Allahu thotë në Kuran:

***"Bizantët*** *(romakët)* ***u mundën në tokën më të afërt, por pas disfatës së tyre ata do të jenë fitimtarë brenda pak***[40] ***vitesh …"*** *(Kuran 30:2–4)*

Le të shohim çfarë thotë historia për këto luftëra. Libri *"Historia e Shtetit të Bizantit"* tregon se ushtria romake u shkatërrua keq në Antiok më 613 dhe si rezultat persët përparuan

---

[40] *Fjala "pak" e përmendur në arabisht në këtë ajet, është një fjalë që përdoret për të përshkruar gjëra, numri i të cilave varion nga 3 deri në 9.*

me shpejtësi në të gjithë frontet.[41] Në atë kohë ishte e vështirë të mendohej se romakët do t'i mundnin persët, por Kurani lajmëroi se kjo do të ndodhte brenda pak viteve (3 – 9 vjet). Më 622, nëntë vjet pas humbjes së romakëve dy ushtritë, ajo romake dhe perse, u vunë përballë njëra tjetrës në tokën Armene, ku romakët realizuan fitoren e tyre vendimtare për të parën herë që pas humbjes në 613.[42] Profecia u përmbush pikërisht ashtu siç tha Zoti në Kuran.

Ka shumë ajete të tjera kuranore si dhe thënie të Profetit Muhamed (paqja qoftë mbi të) që flasin për gjëra që do të ndodhnin në të ardhmen e që u realizuan më vonë.

## (5) Mrekullitë e kryera nga i Dërguari Muhamed

Me lejen e Zotit, Profeti Muhamed (paqja qoftë mbi të) ka kryer shumë mrekulli për të cilat janë dëshmitarë shumë njerëz p.sh.:

- Ndarja e hënës në dy pjesë të barabarta, ishte një nga mrekullitë e Profetit, kur idhujtarët e Mekës i kërkuan atij t'u tregonte një mrekulli.[43]
- Një tjetër mrekulli është vërshimi i ujit nga gishtat e Muhamedit (paqja qoftë mbi të), kur shokët e tij ishin të etur dhe kishin vetëm pak ujë në një enë. Ata shkuan tek ai dhe e lajmëruan se nuk kishin ujë as për t'u larë e as për të pirë, me përjashtim të atij pak uji që kishte mbetur në një enë. Muhamedi (paqja qoftë mbi të) e mori enën dhe vendosi dorën në të. Sakaq nga gishtat e tij filloi të rridhte ujë. Kështu ata të gjithë pinë dhe morën abdes. Numri i tyre ishte 1500 vetë.[44]

---

[41] *"History of Bizantine State", Ostrogorsky f. 95.*
[42] *"History of Bizantine State", Ostrogorsky f. 95. "History of Persia", Sykes, v. 1, f. 483 – 484. Shih gjithashtu, "The New Encyclopedia Britanica, Micropaedia" v. 4, f. 1036.*
[43] *Trans. Buhariu (n. 3637) dhe Muslimi (n. 2802).*
[44] *Trans. Buhariu (n. 3576) dhe Muslimi (n. 1856).*

Ka shumë e shumë mrekulli të tjera që janë kryer nga profeti Muhamed (paqja qoftë mbi të) e që ne nuk po i përmendim, sepse për këtë do të duheshin dhjetëra faqe.

## (6) Jeta e thjeshtë e Muhamedit

N.q.s. ne krahasojmë jetën e Muhamedit (paqja qoftë mbi të), para misionit të tij si profet, me jetën e tij pas fillimit të këtij misioni, arrijmë në përfundimin se është e pamundur të mendosh se Muhamedi (paqja qoftë mbi të) ishte një profet i rremë, qëllimi i të cilit ishte fitimi i pasurisë, famës e pushtetit.

Para misionit, Muhamedi (paqja qoftë mbi të) nuk kishte probleme financiare. Si tregtar i suksesshëm dhe me reputacion ai nxirrte të ardhura të kënaqshme. Pas shpalljes së profetësisë, gjendja e tij ekonomike u keqësua së tepërmi. Për të treguar këtë gjendje po përmendim më poshtë disa hadithe:

- *Aishja, e shoqja e Profetit (paqja qoftë mbi të), duke iu drejtuar nipit të saj, i tha: "O nipi im! Kishte raste që kalonin dy muaj pa u ndezur zjarr në shtëpinë e profetit." Nipi i saj e pyeti: "Po me se jetonit?" "Me hurma arabie dhe ujë. Gjithashtu, Profeti kishte disa fqinj medinas që kishin deve që jepnin qumësht dhe ata i dërgonin atij prej qumështit të tyre."* [45]
- *Sehël Ibnu Sadi, një prej shokëve të Muhamedit (paqja qoftë mbi të), ka thënë:*
  *"I dërguari i Zotit nuk ka parë me sy bukë të bërë me miell të mirë që nga koha kur Zoti e dërgoi si profet, deri sa vdiq."* [46]
- *Aishja, gruaja e Muhamedit (paqja qoftë mbi të), ka thënë: "Shtrati ku flinte Profeti nuk ishte gjë*

---

[45] *Trans. Buhariu (n. 2567) dhe Muslimi (n. 2972).*
[46] *Trans. Buhariu (n. 5413) dhe Tirmidhiu (n. 2364).*

*tjetër veçse një copë lëkure e mbushur me gjethe hurmash arabie."* [47]

- *Amër Ibnu Harithi, një prej shokëve të Muhamedit (paqja qoftë mbi të), ka thënë se kur Profeti (paqja qoftë mbi të) vdiq, nuk la asgjë tjetër përveç një mushke të bardhë, armëve dhe një copë tokë, të cilën ai porositi ta jepnin lëmoshë për të varfrit.*[48]

Muhamedi (paqja qoftë mbi të) bëri një jetë të thjeshtë deri në momentet e fundit të jetës së tij, megjithëse thesari i muslimanëve ishte në dispozicion të tij dhe, njëkohësisht, pjesa më e madhe e Gadishullit Arabik kishte pranuar Islamin para se të ndërronte jetë ai.

A është e mundur që Muhamedi (paqja qoftë mbi të) të ketë pretenduar profetësinë për pushtet, pozitë apo madhështi? Dëshira për të pasur pozitë e pushtet zakonisht shoqërohet me ushqime të mira, veshje luksoze, pallate të lartë, shërbëtorë, roje… A kishte ndonjë prej këtyre gjërave Muhamedi (paqja qoftë mbi të)?

Historia e jetës së tij tregon se përkundër përgjegjësisë së tij si profet, mësues, udhëheqës, burrë shteti dhe gjykatës, Muhamedi (paqja qoftë mbi të) milte dhitë,[49] arnonte rrobat, riparonte këpucët,[50] ndihmonte në punët e shtëpisë,[51] vizitonte të varfrit kur sëmureshin[52] etj. Ai gjithashtu kontribuoi së bashku me shokët e tij në hapjen e hendekut rrethues të Medines, gjatë Luftës së Hendekut.[53]

Jeta e tij ishte një shembull konkret i thjeshtësisë dhe modestisë. Ndjekësit e Muhamedit (paqja qoftë mbi të) e donin, e respektonin dhe besonin jashtëzakonisht shumë tek ai. Ai vazhdimisht theksonte se adhurimi duhet t'i drejtohej vetëm Zotit dhe kurrë atij personalisht. Enesi, një prej shokëve të Muhamedit

---

[47] *Trans. Buhariu (n. 6456) dhe Muslimi (n. 2082).*
[48] *Trans. Buhariu (n. 2739) dhe Ahmedi (n.17990).*
[49] *Trans. Ahmedi (n.25662).*
[50] *Trans. Buhariu (n. 676) dhe Ahmedi (n. 25517).*
[51] *Trans. Buhariu (n. 676) dhe Ahmedi (n. 23706).*
[52] *Trans. Maliku (n. 531).*
[53] *Trans. Buhariu (n. 3034), Muslimi (n. 1803) dhe Ahmedi (n. 18017).*

(paqja qoftë mbi të), thotë se nuk kishte person më të dashur për ta se Profeti Muhamed (paqja qoftë mbi të), e megjithatë ata nuk ngriheshin në këmbë kur vinte ai, sepse ai nuk pëlqente që njerëzit të ngriheshin në këmbë për të,[54] ashtu siç bënin njerëzit e tjerë, me mbretërit dhe sovranët e tyre.

Shumë kohë para se të dukej e ardhmja e suksesshme e Islamit, në një periudhë të gjatë torturash, vuajtjesh dhe persekutimi, Muhamedit iu bë një ofertë shumë e rëndësishme. Një i dërguar i udhëheqësve idhujtarë, Utbe, shkoi tek ai dhe i tha: "… N.q.s. ti do para, ne do të mbledhim aq shumë para për ty, sa të bëhesh më i pasuri midis nesh. N.q.s. dëshiron të bëhesh udhëheqës, ne do të bëjmë ty udhëheqësin tonë dhe kurrë nuk do të vendosim për ndonjë çështje pa aprovimin tënd. N.q.s. dëshiron të bëhesh mbret, ne do të kurorëzojmë ty mbretin tonë …"

Atij iu kërkua vetëm një gjë për të gjitha këto; të hiqte dorë nga thirrja e njerëzve në adhurimin e një Zoti të vetëm. A nuk do të ishte joshëse kjo ofertë për një person që ka për qëllim të arrijë kënaqësitë e kësaj bote? A hezitoi Muhamedi kur iu bë kjo ofertë? A e refuzoi ai atë për të shfrytëzuar rastin e për të pasur derën hapur për një ofertë më të mirë? Përgjigja e tij ishte:

***"Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit…"*** dhe i lexoi Utbes ajetet 1-38 të sures Fussilet.[55] Disa prej këtyre ajeteve janë:

***"Shpallje nga Mëshiruesi, Mëshirëbërësi! Ky është një Libër ajetet e të cilit janë më se të qartë,*** *(pasi ai është)* ***Kuran në arabisht për një popull që di ta kuptojë. Ai është përgëzues dhe qortues, por shumica e tyre ia kthyen shpinën, ndaj dhe nuk dëgjojnë."*** *(41:2-4)*

Në një rast tjetër, në përgjigje të lutjes së xhaxhait të tij për të ndaluar thirrjen në Islam ai tha:

***"Betohem në emër të Allahut, në dorën e të Cilit është jeta ime! O xhaxha, edhe sikur ata të vendosnin diellin në dorën time të djathtë dhe hënën në dorën e majtë, në shkëmbim të dorëheqjes***

---

[54] *Trans. Ahmedi (n. 12117) dhe Tirmidhiu (n. 2754).*
[55] *"Sireh Nebeuijeh", Ibn Hisham, v. 1, f. 293 – 294.*

***sime nga kjo çështje, unë kurrë nuk do të hiqja dorë, derisa Zoti ta bëjë atë të triumfojë ose derisa unë të vdes në mbrojtje të saj.”*** [56]

Muhamedi (paqja qoftë mbi të) dhe pasuesit e paktë të tij në atë kohë, jo vetëm që vuajtën nga persekutimi trembëdhjetë vjeçar, por gjendja arriti deri atje sa jobesimtarët u përpoqën ta vrisnin Muhamedin (paqja qoftë mbi të) disa herë. Në një rast ata u përpoqën ta vrisnin duke i hedhur në kokë një gur të rëndë.[57] Një herë tjetër u munduan ta vrisnin, duke i futur helm në ushqim.[58] Si mund të justifikohet jeta e tij e thjeshtë dhe me sakrifica, edhe pas triumfit të plotë ndaj armiqve të tij? Çfarë mund ta shpjegojë modestinë dhe fisnikërinë që ai demonstroi në momentet e tij më të lavdishme, kur ai insistonte se suksesi ishte arritur vetëm me ndihmën e Zotit e jo për shkak të gjenialitetit të tij? A janë këto karakteristika të një njeriu egoist e të etur për pushtet?

## (7)Përhapja e mahnitshme e Islamit

Në fund të këtij kapitulli më duket e përshtatshme nxjerrja në pah e një treguesi të rëndësishëm për vërtetësinë e Islamit. Është e ditur se në SHBA Islami është feja me rritje më të shpejtë. Më poshtë janë paraqitur disa vëzhgime për këtë fenomen:

- “Islami është feja me rritje më të shpejtë në Amerikë, një udhëzues dhe shtyllë stabiliteti për shumë prej njerëzve tanë…” (Hillary Clinton, e shoqja e presidentit Clinton, Los Angelos Time)[59]

---

[56] *“Sireh Nebeuijeh”, Ibn Hisham, v. 1, f. 265 – 266.*
[57] *“Sirah Nebeuijeh”, Ibn Hisham, v. 1, f. 298 – 299.*
[58] *Trans. Darimi (n.68) dhe Ebu Daudi (n. 4510).*
[59] *Larry B. Stammer, Times Religion Ëriter, “First Lady Breaks Ground With Muslims”, Los Angelos Times, Home Edition, Metro Section, Part B, Maj 31/1996, f. 3.*

- "Muslimanët janë grupi me rritje më të shpejtë në botë …" (The Population Reference Bureau, USA Today)[60]
- "… Islami është feja me rritje më të shpejtë në vend." (Geraldine Baum; Newsday Religon Writer, Newsday)[61]
- "Islami është feja me rritje më të shpejtë në SHBA" (Ari L. Goldman, New York Times)[62]

Ky fenomen tregon se Islami është fe e vërtetë prej Zotit. Është e paarsyeshme të mendosh se kaq shumë amerikanë kanë pranuar Islamin, pa një studim të kujdesshëm para se të arrinin në përfundimin se Islami është feja e vërtetë. Këta amerikanë vijnë nga klasa shoqërore, raca e profesione të ndryshme. Në ta përfshihen shkencëtarë, profesorë, filozofë, punëtorë, gazetarë etj.

Të gjithë këta fakte që u përmendën në këtë kapitull përbëjnë vetëm një pjesë të vogël të argumenteve që tregojnë se Kurani është libër i Zotit, se Muhamedi (paqja qoftë mbi të) është i dërguari i Tij dhe se Islami është feja e vërtetë e shpallur prej Zotit.

---

[60] *Timothy Kenny, "Elsewhere in the World", USA Today, Final Edition, News Section, February 17 / 1989, f. 4a.*
[61] *Geraldine Baum, "For Love of Allah", Newsday, Nassau and Suffolk Edition, Part II, Mars 1989, f. 4.*
[62] *Ari L. Golman. "Mainstream Islam Rapidly Embraced by Black Americans", New York Times, Late City Final Edition, February 21/ 1989 f.1.*

## Kapitulli II

# Disa dobi të Islamit

Islami siguron për individin dhe shoqërinë shumë të mira. Ky kapitull përmend disa prej këtyre mirësive që mund të përfitojë individi nëpërmjet Islamit.

## (1) Hyrja në Parajsë

Zoti thotë në Kuran:

***"Përgëzoi ata që bënë vepra të mira se do të jenë në kopshte*** *(të Parajsës),* ***në të cilët rrjedhin lumenj…"*** *(2: 25)*

***"Nxitoni në fitimin e faljes së Zotit tuaj dhe Parajsës, gjerësia e së cilës është sa gjerësia e qiejve dhe tokës. Ajo është përgatitur për ata që besuan Allahun dhe të dërguarit e Tij …"*** *(57: 21)*

Profeti Muhamed (paqja qoftë mbi të) na ka treguar se njeriu me gradën më të ulët ndërmjet banorëve të Parajsës do të ketë në Parajsë dhjetë herë më tepër vend se e gjithë bota bashkë.[63] Muhamedi (paqja qoftë mbi të) ka thënë:

*"Një pëllëmbë vend në Parajsë është më e mirë se e gjithë bota dhe ç'ka në të."* [64]

*"Në Parajsë ka gjëra që nuk i ka parë syri, nuk i ka dëgjuar veshi dhe nuk i ka menduar asnjë mendje njerëzore."* [65]

*"Kur njeriu më fatkeq në këtë botë, i caktuar për të hyrë ne Parajsë, do të futet në të, do të pyetet: "Bir i Ademit, a ke qenë ndonjëherë i mjeruar? A ke provuar ndonjëherë vështirësi?" Ai do*

---

[63] *Trans. Buhariu (n. 6571) dhe Muslimi (n. 186).*
[64] *Trans. Buhariu (n. 6568) dhe Ahmedi (n. 13368).*
[65] *Trans. Muslimi (n. 2825) dhe Ahmedi (n. 8609).*

*thotë: "Jo, për Zotin, unë kurrë nuk kam qenë i mjeruar dhe kurrë nuk kam provuar vështirësi."*[66]

Kur njeriu hyn në Parajsë ai do jetojë jetë të lumtur e të rehatshme pa sëmundje, dhembje, dëshpërim apo vdekje. Zoti do jetë i kënaqur me të dhe ai do të jetojë atje përgjithmonë. Zoti thotë në Kuran:

***"Ata që besuan dhe bënë vepra të mira, Ne do t'i fusim në kopshte*** *(të Parajsës)* ***nën të cilat burojnë lumenj, ku do të jenë përgjithmonë…"*** *(4: 57)*

## (2) Shpëtimi nga Zjarri

Zoti thotë në Kuran:

***"Atyre që nuk besuan dhe vdiqën në mosbesim, nuk do t'u pranohet asnjë kompensim*** *(për të dalë nga zjarri)* ***edhe nëse japin një sasi ari sa e gjithë bota. Ata i pret një dënim i dhembshëm dhe ata nuk ka se kush t'i ndihmojë."*** *(3: 91)*

Kjo jetë është rasti ynë i vetëm për të fituar Parajsën dhe për të shpëtuar prej Zjarrit, sepse nëse dikush vdes në mosbesim, nuk do ketë rast tjetër të kthehet prapë në këtë botë për të besuar. Allahu tregon në Kuran çfarë do t'u ndodhë jobesimtarëve, Ditën e Gjykimit:

***"E sikur t'i shihje ata kur janë ndalur pranë Zjarrit e thonë: "Ah sikur të kthehemi (në dynja), të mos i mohojmë ajetet e Zotit tonë dhe të bëhemi prej besimtarëve!" (6:27)***

I Dërguari Muhamed (paqja qoftë mbi të) ka thënë: "*Kur njeriu më i lumtur në këtë botë, i caktuar për të hyrë në Zjarr, do të futet në të, do të pyetet: "O bir i Ademit, a ke parë ndonjëherë ndonjë të mirë? A ke provuar ndonjëherë begati?" Ai do të thotë: "Jo, për Zotin, kurrë."* [67]

---

[66] *Trans. Muslimi (n. 2807) dhe Ahmedi (n. 12699).*
[67] *Trans. Muslimi (n. 2807) dhe Ahmedi (n. 12699).*

## (3) Lumturia e vërtetë dhe qetësia shpirtërore

Lumturia e vërtetë dhe qetësia shpirtërore gjenden në nënshtrimin ndaj urdhrave të Krijuesit dhe Rregulluesit të kësaj bote. Zoti thotë në Kuran:

***"Vetëm në përmendjen e Allahut gjejnë prehje dhe qetësi zemrat…"*** *(13: 28)*



Nga ana tjetër, ai që i kthen shpinën Kuranit, do të ketë një jetë të vështirë në këtë dynja. Allahu thotë:

***"Kush ia kthen shpinën udhëzimit Tim do të ketë jetë të vështirë dhe në Ditën e Kijametit do ta ringjallim të verbër."*** *(20:24)*

Kjo mund të shpjegojë pse disa njerëz kryejnë vetëvrasje megjithëse janë të pasur e jetojnë në luks. Le të marrim për shembull Ket Stivens (tani Jusuf Islam), ish-këngëtar popi i famshëm, i cili kishte raste që fitonte 150.000 USD në natë; pasi u bë musliman, ai gjeti lumturinë dhe paqen që nuk kishte arritur të gjente në suksesin material.

## (4) Falje për të gjitha mëkatet e mëparshme

Kur dikush bëhet musliman, Zoti ia fal të gjitha mëkatet e mëparshme.

*"Një njeri i quajtur Amër erdhi tek i Dërguari Muhamed (paqja qoftë mbi të) dhe tha: "Më jep dorën e djathtë të të jap besën për besnikëri." I dërguari i zgjati dorën e djathtë, mirëpo Amri e tërhoqi papritur dorën e tij. I dërguari e pyeti: "Çfarë të ndodhi o*

*Amër?" Ai u përgjigj: "Kam një kusht." "Cili është kushti yt." "Të më falen të gjitha gjynahet." Profeti ia:"A nuk e di se hyrja në Islam i fshin të gjitha gjynahet e mëparshme?"*[68]

Pas hyrjes në Islam personi do të shpërblehet për veprat e tij të mira apo të këqija, ashtu siç shpjegohet në këtë hadith:*"Zoti juaj i Madhëruar është i Mëshirshëm. N.q.s. dikush ka ndërmend të bëjë një vepër të mirë, por nuk e bën atë, atij do t'i shkruhet një vepër e mirë; nëse ai e bën atë do t'i shkruhen dhjetë, deri në shtatëqind apo më shumë herë. Nëse dikush ka ndërmend të kryejë një vepër të keqe, por nuk e bën, atij do t'i regjistrohet një vepër e mirë; n.q.s ai e bën, do t'i shkruhet një vepër e keqe ose Zoti do t'ia falë."* [69]

---

[68] *Trans. Muslimi (n. 121) dhe Ahmedi (n. 17357).*
[69] *Trans. Muslimi (n. 131) dhe Ahmedi (n. 2515).*

### Kapitulli III

# Çfarë është Islami?

Feja Islame është pranim i plotë dhe bindje ndaj asaj që Zoti ia shpalli të dërguarit Muhamed (paqja qoftë mbi të).

## Bazat e Besimit në Islam

**(1) Besimi në NJË Zot**

Muslimanët besojnë në NJË Zot të vetëm, i Cili nuk është i ngjashëm me asgjë. Ai nuk ka as bir, as partner dhe askush përveç Tij nuk ka të drejtë të adhurohet. Atij i përkasin emrat më të bukur dhe cilësitë më të përkryera. Askush nuk ndan me Të zotërimin dhe cilësitë e Tij. Në Kuran, Zoti e përshkruan veten e Tij duke thënë:

***"Thuaj: Ai, Allahu, është Një! Allahu është Ai, të Cilit çdo krijesë i drejtohet për çdo nevojë. Ai nuk ka lindur askënd dhe nuk është i lindur. Dhe askush nuk është i barabartë me të."*** *(112:1–4)*

Surja 112 e Kur'anit e shkruar në kaligrafinë arabe.



Askush veç Allahut nuk ka të drejtë të adhurohet. Ai është i Plotëfuqishmi, Krijuesi, Sovrani dhe Mbajtësi i gjithçkaje. Të gjitha çështjet janë në dorë të Tij. Ai nuk ka nevojë për asgjë e të gjitha

krijesat varen nga Ai për çdo gjë. Ai është Dëgjuesi dhe Shikuesi i gjithçkaje. Dija e Tij përfshin të gjitha gjërat, të fshehtat e të dukshmet. Ai di gjithçka që ka ndodhur, që do të ndodhë dhe se si do të ndodhë. Asgjë nuk mund të ndodhë pa lejen e Tij. Çfarëdo që Ai dëshiron, bëhet e çfarëdo që Ai nuk e dëshiron nuk mund të bëhet kurrë. Vullneti i Tij është mbi vullnetin e çdo krijese. Ai ka fuqi për çdo gjë dhe është i aftë të bëjë çdo gjë. Ai është Mëshiruesi dhe Mëshirëbërësi. Në një hadith tregohet se Muhamedi (paqja qoftë mbi të) ka thënë se Allahu është më i mëshirshëm me krijesat e Tij sesa nëna me fëmijën e saj.[70] Zoti nuk është i padrejtë e tiran. Të gjitha veprimet dhe urdhrat e Tij mbështeten në Urtësinë dhe Dijen e Tij. Ai kurrë nuk bën gabime. N.q.s. dikush do diçka prej Tij duhet t'ia kërkojë atë Atij drejtpërsëdrejti pa ndërmjetësim.

Zoti nuk është Jezusi e as Jezusi nuk është Zoti.[71] Vetë Jezusi e ka mohuar se ai është Zot. Në Kuran thuhet:

***"Kanë mohuar të vërtetën ata që thanë: 'Allahu është Mesihu, bir i Merjemes'. E vetë Mesihu*** *(Isai)* ***tha: 'O bijtë e Israilit, adhurojeni Allahun, Zotin tim e Zotin tuaj, sepse ai që i përshkruan Zotit shok, Allahu ia ka ndaluar Parajsën dhe vendi i tij është Zjarri. E të padrejtët nuk ka se kush t'i ndihmojë."*** *(5:72)*

Zoti nuk është një trinitet. Në Kuran thuhet:

***"Gjithashtu, kanë mohuar të vërtetën ata që thanë: 'Allahu është tre.' S'ka Zot tjetër përveç Allahut, e nëse nuk pushojnë së thëni*** *(tre zota),* ***ata që nuk besuan prej tyre do t'i kapë një dënim i dhembshëm. E pse të mos pendohen dhe të kërkojnë tek Allahu falje, kur e dinë se Allahu është Falës dhe Mëshirues?"****(5:73-75)*

Islami nuk e pranon se Zoti është lodhur ditën e shtatë të krijimit, se Ai ka luftuar me një prej engjëjve të Tij, se Ai është komplotist e ziliqar ndaj njerëzimit dhe se Ai është mishëruar në një

---

[70] *Trans. Buhariu (n. 5999) dhe Muslimi (n. 2754).*

[71] *Nga Associated Press, London, on June 25, 1984, tregohet se shumica e peshkopëve anglikanë të survejuar në një program televiziv thanë: "Kristianët nuk janë të detyruar të besojnë që Jezusi, Krishti, ishte Zot." Votimi ishte i 31 prej 39 peshkopëve të Anglisë. I njëjti material televiziv tregon se 19 prej 31 peshkopëve thanë se është e mjaftueshme ta konsiderosh Jezusin si "përfaqësues suprem të Zotit". Ky votim është realizuar në programin e përjavshëm "Credo" të London Ëeekend Television.*

prej krijesave të Tij. Islami gjithashtu, mohon kategorikisht çdo lloj cilësie njerëzore që mund t'i atribuohet Zotit. Zoti është i Lartësuar e i Madhëruar. Ai është larg prej çdo mangësie. Ai nuk lodhet kurrë, nuk përgjumet dhe nuk fle kurrë.

Fjala arabe Allah do të thotë Zot (Një Zot i vetëm që krijoi gjithçka). Fjala Allah është emër i Zotit që përdoret nga arabishtfolësit, muslimanë apo kristianë qofshin ata. Kjo fjalë nuk mund të përdoret për të treguar diçka tjetër veç Zotit. Ajo përmendet në Kuran më shumë se 2150 herë. Në aramaisht, gjuhë shumë e afërt me arabishten dhe gjuha që ka folur Jezusi[72], fjala që i korrespondon fjalës Zot është fjala Allah.

**(2) Besimi tek engjëjt**

Muslimanët besojnë në ekzistencën e engjëjve. Engjëjt janë krijesa të nderuara. Ata adhurojnë vetëm Zotin, i binden Atij dhe veprojnë vetëm me urdhrin e Tij. Një prej engjëjve është Xhibrili, i cili i transmetoi Muhamedit (paqja qoftë mbi të), Kuranin për 23 vjet rresht.

**(3) Besimi në librat e shpallur të Zotit**

Muslimanët besojnë se Zoti u shpalli të dërguarve të Tij libra si argumente për njerëzimin dhe si udhëzim për ta. Midis këtyre librave është Kurani, i cili iu shpall të Dërguarit Muhamed (paqja qoftë mbi të). Zoti e ka garantuar mbrojtjen e Kuranit nga çdo ndryshim apo deformim. Zoti thotë:

***"Ne e shpallëm Kuranin dhe Ne do ta mbrojmë atë."*** *(15: 9)*

**(4) Besimi në të dërguarit e Zotit**

Muslimanët besojnë në të dërguarit e Zotit duke filluar me Ademin, Nuhun, Ibrahimin, Ismailin, Is'hakun, Jakubin, Musain dhe Isain (Jezusin) e duke përfunduar me Muhamedin s.a.u.s. i cili ishte i dërguari i fundit i Zotit. Shpallja që iu dha Muhamedit (paqja qoftë mbi të), rikonfirmon të gjitha shpalljet e mëparshme, me të vetmin ndryshim që ajo është shpallur e fundit. Muslimanët besojnë

---

[72] *"NIV Compact Dictionary of Bible", Douglas, f. 42.*

se Muhamedi (paqja qoftë mbi të) është i dërguari i Zotit, ashtu siç thotë Zoti në Kuran:

***"Muhamedi nuk ka qenë babai i asnjërit prej burrave tuaj, por ai është i dërguari i Allahut dhe vulë e të gjithë profetëve…"*** *(33: 40)*

Muslimanët besojnë se të gjithë profetët dhe të dërguarit ishin njerëz të zakonshëm që nuk kishin cilësi hyjnore.

**(5) Besimi në Ditën e Gjykimit**

Muslimanët besojnë në Ditën e Gjykimit, ku të gjithë njerëzit do ringjallen për t'u gjykuar nga Zoti, sipas asaj që ata kanë besuar e punuar.

**(6) Besimi në Kader**

Muslimanët besojnë në *Kader,* i cili është Caktimi i Zotit, por ky besim nuk do të thotë se njeriu nuk ka vullnet të lirë për kryerjen e veprave. Muslimanët besojnë se Zoti u ka dhënë njerëzve vullnet të lirë. Kjo do të thotë se ata mund të zgjedhin midis së mirës dhe të keqes dhe për këtë zgjedhje ata janë përgjegjës. Besimi në *Kader* përfshin 4 gjëra:

1) Zoti di gjithçka, të shkuarën, të tashmen e të ardhmen.
2) Zoti ka shkruar gjithçka që ka ndodhur, që ndodh e që do të ndodhë.
3) Çfarëdo që Zoti dëshiron të ndodhë, ndodh e çfarëdo që Ai nuk dëshiron të ndodhë, nuk ndodh.
4) Zoti është Krijuesi i çdo gjëje, pra Ai është Krijuesi i së mirës e së keqes.

## A ka Islami ndonjë burim tjetër veç Kuranit?

Kurani nuk është burimi i vetëm në Islam. Suneti[73] është burimi i dytë i Islamit. Suneti përfshihet në hadithet, të cilët janë transmetimet e vërteta nga shokët e Muhamedit (paqja qoftë mbi të)

---

[73] *Fjala 'Sunet' përmbledh thëniet, veprimet apo aprovimet e bëra nga Profeti Muhamed.*

për atë që ka thënë, ka bërë apo është bërë në prezencën e tij, pa u mohuar prej tij. Besimi në Sunet është besim bazë në Islam.

Më poshtë po përmendim disa shembuj prej thënieve të të dërguarit Muhamed (paqja qoftë mbi të):

- *"Shembulli i dashurisë, mëshirës dhe mirësisë së besimtarëve midis tyre është si shembulli i trupit të njeriut; kur një pjesë e tij sëmuret, i gjithë trupi e ndjen pagjumësinë dhe ethet."* [74]
- *"Besimtarët më të mirë janë ata që kanë moralin më të mirë. Më të mirët prej tyre janë ata që sillen më mirë me gratë e tyre."* [75]
- *"Askush prej jush nuk e ka besimin të plotë, derisa të dojë për vëllanë e tij atë që do për vete."*[76]
- *"Mëshiruesit i mëshiron I Gjithëmëshirshmi. Mëshiro ata që janë në tokë, nëse dëshiron që të të mëshirojë Ai që është në qiell."* [77]
- *"Buzëqeshja me vëllanë tënd është sadeka[78]…"* [79]
- *"Fjala e mirë është sadeka."* [80]
- *"Kushdo që beson Zotin dhe Ditën e Gjykimit, duhet të sillet mirë me fqinjët e tij."*[81]
- *"Zoti nuk ju gjykon nga pamja apo nga pasuria juaj, por Ai shikon zemrat dhe veprat tuaja."*[82]
- *"Jepi punëtorit pagën e tij para se t'i thahet djersa."*[83]

---

[74] *Trans. Buhariu (n. 6011) dhe Muslimi (n. 2586).*
[75] *Trans. Ahmedi (n. 7354) dhe Tirmidhiu (n. 1162).*
[76] *Trans. Buhariu (n.13) dhe Muslimi (n. 45).*
[77] *Trans. Tirmidhiu (n.1924) dhe Ebu Daudi (n. 4941).*
[78] *Sadeka : lëmoshë.*
[79] *Trans. Tirmidhiu (n. 1956).*
[80] *Trans. Muslimi (n. 1009) dhe Buhariu (n. 2989).*
[81] *Trans. Muslimi (n. 48) dhe Buhariu (n. 6019).*
[82] *Trans. Muslimi (n. 2564).*
[83] *Trans. Ibn Maxheh (n. 2443).*

▪ *“Një burrë duke ecur rrugës ndjeu shumë etje. Kur arriti tek një vend me ujë, piu sa u ngop dhe u ngjit sipër. Atje ai pa një qen me gjuhë të varur jashtë që përpiqej të lëpinte baltën për të shuar etjen. Burri tha me vete: “Ky qen është i etur, siç isha unë.” Zbriti poshtë përsëri, mbushi këpucën e tij me ujë dhe ia dha qenit. Për këtë Zoti ia fali atij gjynahet.” Profeti u pyet: “O i dërguari i Zotit, a shpërblehemi ne për mirësinë ndaj kafshëve?” Ai tha: “Njeriu shpërblehet për mirësinë ndaj çdo krijese.”*[84]

## Çfarë thotë Islami për Ditën e Gjykimit?

Muslimanët besojnë se jeta në këtë botë është vetëm provë dhe në vartësi të saj do të përcaktohet vendi i çdo personi në botën tjetër. Do vijë një ditë kur kjo botë do të shkatërrohet dhe njerëzit do të ringjallen për t’u gjykuar nga Zoti. Kjo ditë do të jetë fillimi i jetës që nuk mbaron kurrë. Në këtë ditë çdo njeri do të shpërblehet nga Zoti, sipas asaj që ka besuar e punuar. Ata që kanë vdekur duke besuar se nuk ka të adhuruar të vërtetë veç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Tij dhe kanë bërë vepra të mira, do të futen në Parajsë përgjithmonë. Zoti thotë:

***“E ata që besuan dhe bënë vepra të mira janë banues të Parajsës; aty do të rrinë përgjithmonë.”*** *(2:82)*

Ndërsa ata që vdesin duke mos besuar se nuk ka të adhuruar të vërtetë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Tij, do të futen në Zjarr, ku do të jenë përgjithmonë.

***“E kush kërkon fe tjetër përveç fesë Islame atij kurrë nuk i pranohet dhe në botën tjetër do të jetë nga të humburit.”*** *(3: 85)*

***“Atyre që nuk besuan dhe vdiqën mosbesimtarë, nuk do t’u pranohet për kompensim e gjithë toka e mbushur me flori. Ata i pret dënim i dhembshëm dhe për ta nuk ka ndihmëtarë.”*** *(3: 91)*

---

[84] *Trans. Buhariu (n. 2466) dhe Muslimi ( n. 2244).*

Dikush mund të thotë: "Unë besoj se Islami është fe e drejtë, por n.q.s. unë e pranoj Islamin, familja ime, shokët dhe njerëzit e tjerë do të tallen me mua. N.q.s. unë nuk bëhem musliman a do të hyj në Parajsë?"

Përgjigja i jepet nga ajeti i mësipërm:

***"E kush kërkon fe tjetër përveç fesë Islame, atij kurrë nuk do t'i pranohet dhe ai në botën tjetër do të jetë nga të humburit."*** *(3: 85)*

Pas dërgimit të Profetit Muhamed (paqja qoftë mbi të), Zoti nuk pranon asnjë fe tjetër veç Islamit. Zoti është Krijuesi ynë. Ai krijoi për ne çdo gjë që ekziston në tokë. Gjithçka e mirë që kemi është prej Tij. Pas gjithë kësaj, kur dikush refuzon besimin e Zotit, të dërguarit të Tij Muhamed (paqja qoftë mbi të), apo fesë së Tij, Islamin, a nuk është e drejtë që ky person të dënohet në botën tjetër. Qëllimi kryesor i krijimit tonë është adhurimi vetëm i Zotit, ashtu siç Ai vetë thotë në Kuran (51: 56).

Jeta që ne jetojmë sot është tepër e shkurtër. Ditën e Gjykimit, jobesimtarët do të mendojnë se koha që kanë kaluar në këtë botë, ka zgjatur jo më tepër se një ditë apo një pjesë të saj. Zoti thotë:

***"Ai*** *(Allahu)* ***do t'u thotë: 'Sa vjet keni jetuar në tokë?' Ata do të thonë: 'Kemi qëndruar një ditë ose një pjesë të ditës…'"*** *(23:112–113)*

***"A mos vallë menduat se ne ju krijuam kot dhe se nuk do të ktheheni tek Ne? I lartësuar është Allahu, Sunduesi i vërtetë, nuk ka Zot të vërtetë përveç Tij…"*** *(23: 115 – 116)*

Duke krahasuar këtë botë me botën tjetër, profeti Muhamed (paqja qoftë mbi të) ka thënë: *"Shembulli i kësaj bote dhe botës tjetër është si uji që mund të mbajë gishti kur futet dhe nxirret nga uji i detit."*[85]

Pra, vlera e kësaj bote e krahasuar me atë të botës tjetër është si të krahasosh një pikë uji me detin e gjerë.

---

[85] *Trans. Muslimi (n. 2858) dhe Ahmedi (n. 17560).*

## Si të bëhesh musliman?

Është e thjeshtë. Mjafton të thuash me bindje **“La ilahe il-lallah, Muhamed resulullah”** dhe bëhesh musliman. Kuptimi i kësaj shprehjeje është **“Nuk ka të adhuruar të vërtetë veç Allahut dhe Muhamedi është i Dërguari i Tij”**. Për të qenë musliman duhet gjithashtu:

1) Të besosh se Kurani i Shenjtë është Fjala e shpallur e Zotit.
2) Të besosh se Dita e Gjykimit është e vërtetë, sepse këtë e ka premtuar Zoti në Kuran.
3) Të pranosh Islamin si fenë tënde.
4) Të mos adhurosh asgjë tjetër veç Zotit.

I dërguari Muhamed (paqja qoftë mbi të) ka thënë: *“Kur dikush i pendohet, Zoti gëzohet më shumë se sa mund të gëzohet një person në mes të shkretëtirës, të cilit i ka humbur deveja ku kishte të gjithë ushqimet e ujin e tij dhe, papritur, shikon përpara devenë e tij. E kap prej kapistre dhe thërret nga gëzimi: “O Zot, Ti je robi im e unë jam zoti yt.” Aq i madh është gëzimi i tij sa ngatërron dhe fjalët.”* [86]



Dëshmia “Nuk ka zot tjetër të vërtetë përveç Allahut dhe Muhamedi është i Dërguar i Allahut” e shkruar në një hyrje.

[86] *Trans. Buhariu (n. 6309) dhe Muslimi (n. 2747).*

## Çfarë është Kurani?



Kurani, Fjala e fundit e shpallur nga Zoti, është burimi themelor i fesë së muslimanit. Ai përmban çdo gjë që lidhet me njeriun: urtësinë, besimin, adhurimin, marrëdhëniet mes njerëzve, ligjin etj., por tema e tij bazë është marrëdhënia midis Zotit dhe krijesave të Tij.

Në të njëjtën kohë, ai përmban udhëzime dhe mësime të detajuara për formimin e një shoqëri të drejtë, që përbëhet nga individë që karakterizohen nga një moral i lartë dhe rregullojnë jetën e tyre në bazë të një sistemi social, ekonomik dhe politik tepër funksional.

Kurani i është shpallur të dërguarit Muhamed (paqja qoftë mbi të) në arabisht, kështu që çdo përkthim i Kuranit në shqip apo në ndonjë gjuhë tjetër nuk mund të quhet Kuran, por përkthim i kuptimit të Kuranit. Kurani ekziston **vetëm në arabisht**, ashtu siç u shpall.

## Kush është i dërguari Muhamed?

Muhamedi (paqja qoftë mbi të) lindi në Mekë në vitin 570. Babai i tij vdiq para lindjes së tij, ndërsa nëna i vdiq kur ai ishte fare i vogël, ndaj dhe u rrit nën kujdesin e xhaxhait, i cili ishte prej fisit Kurejsh, një fis i njohur dhe i respektuar ndërmjet arabëve të asaj kohe. Ai nuk mësoi të shkruante e të lexonte, derisa vdiq. Populli i tij, para se atij t'i shpallej profetësia, ishte një popull injorant dhe shumica e tyre ishin analfabetë. Kur u rrit, ai u bë i njohur si njeri besnik, bujar, i sinqertë e i ndershëm. Ai ishte kaq i besueshëm sa

që populli i tij e quajti El-Emin (Besniku).[87] Muhamedi (paqja qoftë mbi të) e urrente idhujtarinë dhe shthurjen e shoqërisë ku jetonte.



Xhamia e Profetit Muhamed ﷺ në Medine.

Në moshën dyzet vjeçare atij filloi t'i vinte shpallja e Zotit nëpërmjet engjëllit Xhibril. Shpallja vazhdoi për njëzet e tre vjet. Menjëherë sapo filloi të thërriste popullin e tij në rrugën e drejtë të Zotit, ai dhe grupi i vogël i pasuesve të tij u persekutuan nga jobesimtarët. Persekutimi u bë aq i ashpër saqë në vitin 622, Zoti i urdhëroi muslimanët të emigronin nga Meka për në Medine, 400 km në veri. Ky vit shënon edhe fillimin e kalendarit Hixhri. Pas disa vjetësh Muhamedi (paqja qoftë mbi të) dhe pasuesit e tij arritën të ktheheshin në Mekë fitimtarë dhe i falën armiqtë e tyre. Para se Muhamedi (paqja qoftë mbi të) të vdiste në moshën 63 vjeçare, pjesa më e madhe e Gadishullit Arabik pranoi Islamin dhe brenda një shekulli nga vdekja e tij, Islami u përhap nga Spanja, në perëndim e deri tek Kina, në lindje. Shkaku kryesor i përhapjes së shpejtë të Islamit ishte vërtetësia dhe qartësia e besimit që predikonte si dhe drejtësia e ligjeve të tij. Islami thërret në

[87] *Trans. Ahmedi (n. 15078).*

adhurimin e një Zoti të vetëm, i cili është i vetmi që meriton të adhurohet.

I dërguari Muhamed (paqja qoftë mbi të) ishte shembull perfekt i një njeriu të ndershëm, të drejtë, të besueshëm e të mëshirshëm. Megjithëse ishte njeri, ai ishte larg cilësive të këqija dhe bëri gjithçka vetëm për hir të Zotit.

## Si ndikoi përhapja e Islamit në zhvillimin e shkencës?



Islami e nxit njeriun të përdorë fuqitë e tij vëzhguese e intelektuale. Brenda pak viteve nga përhapja e Islamit, filloi lulëzimi i civilizimit dhe përhapja e universiteteve në disa pika të Botës Islame. Sinteza e ideve të mëparshme me ato të futura nga muslimanët sollën përparim të dukshëm të mjekësisë, matematikës, fizikës, astronomisë, gjeografisë, arkitekturës, artit, letërsisë dhe historisë. Shumë sisteme të rëndësishme si algjebra, numrat arabë, koncepti i zeros etj., Evropa e mesjetës i importoi prej Botës Islame. Instrumente të sofistikuara për kohën si astrolaberi, harta për udhëtim në det etj., të cilat bënë të mundur zbulimet evropiane, u zhvilluan dhe u përpunuan nga muslimanët.

**Astrolabi:** Një nga instrumentet shkencore më të rëndësishme të zhvilluara nga myslimanët dhe i cili gjithashtu është përdorur gjerësisht në Perëndim deri në kohët moderne.





Mjekët myslimanë i kanë kushtuar shumë rëndësi operimit dhe kanë zhvilluar shumë instrumente për operim siç shihet në këtë manuskript të vjetër.

## Çfarë besojnë muslimanët për Jezusin (Isain a.s.)?

Muslimanët e respektojnë dhe e nderojnë Jezusin (Isain). Ata e konsiderojnë atë si një prej të dërguarve më të mëdhenj të Zotit. Kurani konfirmon lindjen e tij të mbinatyrshme, pa baba, si dhe e ngre nënën e tij në një rang të lartë. Në Kuran, për lindjen e tij thuhet:

***“Përkujto kur engjëjt i thanë: ‘O Merjeme, Allahu të përgëzon me fjalën e Vet, emri i të cilit është Mesih, Isa, bir i***

***Merjemes, i nderuar në këtë botë dhe tjetrën dhe nga të afruarit*** *(tek Zoti)****. Ai u flet njerëzve në djep si dhe i rritur e ai do të jetë prej të devotshmëve'. Ajo tha: 'Zoti im, e si mund të kem unë djalë, kur mua nuk më ka prekur njeri?' Ai*** *(Allahu)* ***tha: 'Ja, kështu Allahu krijon çfarë të dojë. Kur Ai vendos për një çështje vetëm i thotë: "Bëhu!" dhe ajo bëhet.' "*** *(3: 45–47)*

Jezusi, ashtu si edhe Adami (Ademi), u krijua me urdhrin e Zotit. Zoti thotë:

***"Vërtet, çështja e Isait tek Allahu është si çështja e Ademit. Ai e krijoi atë nga dheu, e pastaj i tha: 'Bëhu!' dhe ai u bë."*** *(3: 59)*

Gjatë misionit të tij profetik Jezusi kreu shumë mrekulli. Zoti na tregon se Jezusi ka thënë:

***"…Unë kam ardhur me një shenjë nga Zoti juaj. Unë bëj nga balta diçka në formën e shpendit, i fryj atij dhe ai, me lejen e Allahut, bëhet shpend. Shëroj të verbrit, lebrozët dhe, me lejen e Allahut, ngjall të vdekurin. Unë ju tregoj gjërat që duhet të hani dhe ato që duhet të ruani në shtëpitë tuaja…"*** *(3: 49)*

Muslimanët besojnë se Jezusi nuk është kryqëzuar. Armiqtë e tij donin ta vrisnin atë, por Zoti, e shpëtoi dhe e ngriti pranë Tij.

***"Ata thanë: 'Ne e vramë Mesihun, Isain, birin e Merjemes të dërguarin e Allahut.' Por ata as nuk e vranë e as nuk e kryqëzuan, por ashtu u përngjau atyre…"*** *(4:157)*

As Muhamedi (paqja qoftë mbi të) e as Jezusi nuk erdhën për të ndryshuar konceptin bazë të besimit në një Zot që ishte sjellë nga profetët e mëparshëm, por ata erdhën për ta përtërirë atë.[88]

---

*[88] Muslimanët besojnë gjithashtu se Zoti i shpalli Jezusit Inxhilin (Ungjillin), pjesë të të cilit mund të kenë mbetur në Dhiatën e Re. Kjo nuk do të thotë që muslimanët besojnë në Bibël, sepse Bibla nuk është shpallja origjinale e Zotit. Ajo i është nënshtruar përshtatjeve, heqjeve dhe shtesave të ndryshme. Kjo gjë është konfirmuar nga Komiteti i ngarkuar me rishikimin e "The Holy Bible" (Revised Standard Version). Ky Komitet përbëhej nga 32 specialistë biblikë, të cilët për shqyrtimet që bënin konsultoheshin me një Bord Konsultiv ku bënin pjesë përfaqësuesit e 50 sekteve të ndryshme kristiane. Komiteti është shprehur në hyrjen e "The Holy Bible" (Revised Standart Version) f. iv: "Herë-herë duket qartë që teksti ka probleme në transmetim, sepse asnjë version nuk siguron një ruajtje të kënaqshme. Këtu ne mund të ndjekim gjykimin më të mirë të dijetarëve kompetentë, në lidhje me rindërtimim më të mundshëm të tekstit origjinal."*



Xhamia Al-Aksa në Jeruzalem

## Çfarë thotë Islami për terrorizmin?

Islami është fe e mëshirës; nuk e lejon terrorizmin. Në Kuran thuhet:

***"Allahu nuk ju ndalon të bëni mirë dhe të mbani drejtësi me ata që nuk ju luftuan për shkak të fesë e as nuk ju dëbuan prej shtëpive tuaja. Allahu i do ata që mbajnë drejtësi."*** *(60: 8)*

I dërguari Muhamed (paqja qoftë mbi të) i ka ndaluar ushtarët të vrisnin gra e fëmijë[89] dhe i ka këshilluar ata duke thënë:

*"… mos tradhtoni, mos e kaloni masën, mos vrisni fëmijët e vegjël."* [90]

Gjithashtu, ai ka thënë: *"Kush vret një person që ka marrëveshje me muslimanët, nuk do ta ndiejë aromën e Parajsës,*

---

*Gjithashtu ai vazhdon më poshtë (f. vii), duke thënë: "Vërejtjet që janë shtuar tregojnë ndryshime të rëndësishme, shtesa apo mungesa në burimet e vjetra (Mt. 9. 34; Mk. 3.16; 7.4; Lk. 24.32, 51 etj.)"*

[89] *Trans. Buhariu (n. 3015) dhe Muslimi (n. 1744).*

[90] *Trans. Muslimi (n. 1731) dhe Tirmidhiu (n. 1408).*

*megjithëse aroma e saj ndihet dyzet vjet larg."* [91] Ai gjithashtu e ka ndaluar ndëshkimin me djegie në zjarr.[92]

Muhamedi (paqja qoftë mbi të) e ka radhitur vrasjen në vendin e dytë, ndërmjet gjynaheve të mëdha,[93] si dhe ka theksuar se *"çështjet e para që do të gjykohen midis njerëzve në Ditën e Gjykimit do të jenë ato të gjakderdhjes"* [94].

Jo vetëm kaq, por Islami i porosit muslimanët të jenë të butë edhe me kafshët e të mos i dëmtojnë ato. Profeti Muhamed (paqja qoftë mbi të) ka thënë: *"Një grua u dënua për shkak se mbylli një mace, derisa ngordhi. Ajo u dënua në zjarr, pasi as i dha të hante, as nuk e lëshoi që ta gjente vetë ushqimin."* [95]

Gjithashtu, ai ka thënë se një burrë i dha ujë një qeni të etur, ndaj dhe Zoti ia fali gjynahet. Profeti Muhamed është pyetur: ***"O i dërguari i Zotit a shpërblehemi ne për mirësinë ndaj kafshëve?"*** *Ai u përgjigj:* ***"Njeriu shpërblehet për çdo mirësi që i bën çdo krijese."*** [96]

Edhe kur kafshët theren për mish muslimanët janë të urdhëruar të mos i frikësojnë ato dhe t'i therin me sa më pak dhembje që të jetë e mundur. Muhamedi (paqja qoftë mbi të) ka porositur: *"Kur të therni një kafshë, thereni në mënyrën më të mirë. Mpriheni thikën për t'ia pakësuar vuajtjet sa më tepër kafshës."* [97]

Në dritën e këtyre fakteve që përmendëm, si dhe të shumë argumenteve të tjera të Islamit, nxitja e terrorizmit ndaj civilëve të pambrojtur, shkatërrimi i ndërtesave dhe pasurive, vendosja e bombave dhe gjymtimi i burrave, grave e fëmijëve të pafajshëm, janë të gjitha të ndaluara dhe të urryera në Islam. Feja e muslimanëve është fe e paqes, mëshirës dhe e faljes e nuk ka të bëjë me veprime terroriste që disa ia atribuojnë padrejtësisht Islamit. Nëse ndonjë musliman ndërmerr një veprim terrorist, ai konsiderohet fajtor për shkeljen e ligjeve të Islamit.

---

*[91] Trans. Buhariu (n. 3166) dhe Ibn Maxheh (n. 2686).*
*[92] Trans. Ebu Daudi (n. 2675).*
*[93] Trans. Buhariu (n. 6871) dhe Muslimi (n. 88).*
*[94] Trans. Buhariu (n. 6533) dhe Muslimi (n. 1678).*
*[95] Trans. Buhariu (n. 2365) dhe Muslimi (n. 2422).*
*[96] Trans. Buhariu (n. 2466) dhe Muslimi (n. 2244).*
*[97] Trans Muslimi (n. 1955) dhe Tirmidhiu (n. 1409).*

## Të drejtat njerëzore dhe drejtësia në Islam

Islami i siguron individit shumë të drejta. Më poshtë po përmendim disa.

Jeta dhe pasuria e çdo shtetasi në shtetin Islam konsiderohet e paprekshme, pavarësisht nga përkatësia e tij fetare. Islami gjithashtu mbron nderin e individit. Në Islam nuk lejohet ofendimi dhe tallja me të tjerët. Profeti (paqja qoftë mbi të) ka thënë: *"Me të vërtetë, gjaku, pasuria dhe nderi juaj janë të shenjta dhe të pacënueshme."* [98]

Racizmi është i ndaluar në Islam. Allahu thotë në Kuran:

***"O ju njerëz, vërtetë ne ju kemi krijuar prej një mashkulli dhe një femre, pastaj ju bëmë popuj e fise që të njiheni me njëri-tjetrin. S'ka dyshim se tek Allahu më i miri është ai që ruhet më tepër*** *(nga të këqijat)****. Allahu është shumë i dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë."*** *(49: 13)*

Islami kundërshton me forcë privilegjimin e një grupi të caktuar personash për shkak të pasurisë, pozitës apo racës së tyre. Zoti i ka krijuar njerëzit të barabartë. Më të mirët janë më të devotshmit. Muhamedi (paqja qoftë mbi të) ka thënë: *"O njerëz, Zoti juaj është një dhe babai juaj është një* (Ademi). *Arabët nuk janë më të mirë se joarabët; i bardhi nuk është më i mirë se i ziu përveçse nëpërmjet devotshmërisë."* [99]

Një nga problemet më të mëdha në botën e sotme është racizmi. Bota moderne mund ta çojë njeriun në hënë, por nuk mund ta ndalojë atë që të urrejë tjetrin për shkak të racës së tij. Që në kohën



*[98] Trans. Buhariu (n. 1739) dhe Ahmedi (n. 2037).*
*[99] Trans. Ahmedi (n. 22978).*

kur qe gjallë
Muhamedi (paqja qoftë mbi të),
Islami tregoi se si mund t'i
jepej fund racizmit. Haxhi në Mekë, në të cilin shkojnë rreth 2 milion njerëz nga e gjithë bota e nga të gjitha racat, tregon vëllazërinë e vërtetë islame.

Islami është fe e drejtësisë. Allahu thotë:

***"Allahu ju urdhëron që t'ua jepni amanetet të zotëve të tyre dhe të gjykoni me drejtësi mes njerëzve…"*** *(4: 58)*

***"… mbani drejtësi, se vërtet Allahu i do të drejtit."*** *(49: 9)*

Jo vetëm kaq, por muslimanët duhet të tregohen të drejtë edhe me ata që urrejnë.

***"E të mos ju shtyjë urrejtja ndaj një populli që mos mbani drejtësi. Bëhuni të drejtë se kjo është më afër devotshmërisë."*** *(5: 8)*

Muhamedi (paqja qoftë mbi të) ka thënë: *"O njerëz kini frikë nga padrejtësitë*[100]*, sepse padrejtësia do të jetë errësirë në Ditën e Gjykimit."* [101]

Atyre që u është bërë një padrejtësi dhe nuk e kanë marrë të drejtën e tyre në këtë botë, do t'u kthehet e drejta e tyre Ditën e Gjykimit. I Dërguari i Allahut thotë: *"Ditën e Gjykimit do t'u kthehen të drejtat e humbura atyre që u takojnë…"* [102]

## Statusi i gruas në Islam?

Islami e konsideron gruan si një individ me të drejtat e saj. Ajo ka të drejtë të ketë pasurinë e saj e ta shfrytëzojë atë pa pasur nevojë për një kujdestar, qoftë ai babai, burri apo dikush tjetër. Ajo ka të drejtë të blejë, të shesë, të japë për bamirësi e të shpenzojë paratë e saj si të dojë.

Burri ka për detyrë që t'i japë gruas së tij dhuratën e martesës. Shpenzimi në çdo lloj forme i kësaj dhurate është e drejtë

---

*[100] P.sh. shtypja apo mashtrimi i njerëzve.*
*[101] Trans. Ahmedi (n. 5798) dhe Buhariu (n. 2447).*
*[102] Trans. Ahmedi (n. 7163) dhe Muslimi (n. 2582).*

ekskluzive e saj.[103] Gjithashtu, ajo mban mbiemrin e saj, pa pasur nevojë për të marrë mbiemrin e burrit. Islami i urdhëron burrat t'i trajtojnë mirë gratë e tyre. Muhamedi (paqja qoftë mbi të) ka thënë: *"Më të mirët prej jush janë ata që janë më të mirë me gratë e tyre."* [104]

Nëna në Islam nderohet dhe respektohet jashtë mase. *Një burrë erdhi tek Muhamedi (paqja qoftë mbi të) dhe i tha: "O i Dërguari i Allahut, cili prej njerëzve e meriton më shumë mirësinë time?" Profeti i tha: "Nëna jote." Burri e pyeti: "Po pastaj?" Profeti iu përgjigj: "Nëna jote." Burri vazhdoi, "Po pastaj?" Profeti iu përgjigj: "Nëna jote." Burri pyeti për së katërti: "Po pastaj?" Profeti i tha: "Babai yt."*[105]

## Familja në Islam

Familja, e cila është njësia bazë e shoqërisë, në shumë vende sot po shkatërrohet. Sistemi i familjes islame i vendos të drejtat e burrit, gruas, fëmijëve dhe të afërmve në një ekuilibër të përsosur. Ai ushqen tek individi bujarinë, dashurinë dhe sjelljen joegoiste në kuadrin e një familjeje të mirëorganizuar. Qetësia dhe siguria e ofruar nga një familje e stabilizuar ka vlerë të jashtëzakonshme dhe është esenciale për anëtarët e saj. Pa ekzistencën dhe përkrahjen e një familjeje të shëndoshë nuk mund të realizohet kurrë harmonia në një shoqëri.



---

[103] *Edhe në vendin tonë ka qenë e njohur ky lloj sistemi, i cili ka qenë deformuar dhe keqinterpretuar nga njerëzit, pasi dhuratën e martesës, e cila në shumicën e rasteve jepej në para të thata, e merrte i ati i vajzës dhe jo vajza, gjë e cila nuk lejohet në Islam dhe njëkohësisht hap shtegun për abuzime të mundshme. (sh.r.)*
[104] *Trans. Ibn Maxheh (n. 1978) dhe Tirmidhiu (n. 3895).*
[105] *Trans. Buhariu (n. 5971) dhe Muslimi (n. 2548).*

## Si i trajtojnë muslimanët të moshuarit?

Në Botën Islame rrallë gjenden azile pleqsh. Kujdesi i mbajtjes së prindërve në këtë periudhë të vështirë të jetës së tyre është konsideruar nga Islami si nder dhe mundësi për arritjen e shpërblimit. Në Islam nuk është e mjaftueshme që personi vetëm të lutet për prindërit, por njëkohësisht duhet të sillet me dashamirësi me ta, duke kujtuar kujdesin që i kanë kushtuar prindërit kur ai ishte i vogël. Nënat nderohen dhe respektohen në mënyrë të veçantë.

Në Islam, shërbimi ndaj prindërve është detyrë dhe ata kanë të drejtë ta presin këtë. Nuk lejohet shprehja e iritimit ndaj të moshuarve kur sëmuren, apo kur janë në moshë të shtyrë. Zoti thotë:

***"Zoti juaj ka dhënë urdhër të prerë që të mos adhuroni zot tjetër veç Tij dhe të silleni mirë me prindërit. Nëse njëri prej tyre ose të dy i ka kapur pleqëria pranë kujdesit tënd, atëherë mos u thuaj atyre as "Ufff" e as mos u bëj i vrazhdë, por thuaju fjalë të mira e të buta. Ji i përulur e i mëshirshëm me ta dhe thuaj: "Zoti im, mëshiroi ata të dy, ashtu siç më edukuan mua kur isha i vogël."*** *(17:23–24)*

## Cilat janë pesë shtyllat e Islamit?

Pesë shtyllat e Islamit janë baza e punës së muslimanit gjatë gjithë jetës së tij. Ato janë: *dëshmia e besimit, namazi, dhënia e zekatit, agjërimi gjatë Ramazanit, dhe haxhi në Mekë një herë në vit për ata që kanë mundësi.*

**(1) Dëshmia**

Dëshmia e besimit është thënia me bindje “La ilahe il-lallah, Muhamed resulullah” që do të thotë “Askush nuk e meriton të adhurohet përveç Allahut, dhe Muhamedi është i dërguari i Tij”. Kjo dëshmi që quhet Shehadet është një shprehje e thjeshtë që duhet thënë me bindje, në mënyrë që të bëhesh musliman. Shehadeti është shtylla më e rëndësishme e Islamit.

**(2) Namazi**

Muslimanët duhet të falen pesë herë në ditë. Çdo namaz nuk merr më shumë se pak minuta për t’u kryer. Namazi në Islam është lidhje direkte mes adhuruesit dhe Zotit e nuk ka ndërmjetësues midis tyre. Në namaz, njeriu gjen qetësinë shpirtërore, paqen, prehjen dhe kënaqësinë e Zotit. Profeti Muhamed (paqja qoftë mbi të), duke iu drejtuar një prej shokëve të tij, ka thënë: *“Bilal, thirre ezanin që të gjejmë pak prehje.”*[106] (Bilali ishte një prej shokëve të Muhamedit (paqja qoftë mbi të) që thërriste ezanin)

Namazet kryen në agim, drekë, pasdite, në perëndim të diellit dhe në darkë. Një musliman mund të falet gati kudo, në fushë, zyrë, fabrikë, shkollë etj.

**(3) Dhënia e zekatit**

Të gjitha gjërat i përkasin Zotit, ndaj dhe pasuria e çdo njeriu konsiderohet si diçka që i është besuar atij. Kuptimi origjinal i fjalës zekat në arabisht është pastrim dhe rritje. Të japësh zekat do të thotë të japësh një përqindje të caktuar të pasurisë për një grup të caktuar njerëzish. Kjo përqindje është 2,5% e pasurisë. Ajo mund të jetë flori, argjend ose vlera monetare që kalojnë vlerën e 85 gramëve flori dhe nuk janë përdorur për një vit hënor (355 ditë). Përveç kësaj, personi mund të japë aq sa të dojë nga pasuria e tij.

**(4) Agjërimi i Ramazanit**



Çdo musliman i rritur e i shëndetshëm duhet të agjërojë muajin e Ramazanit nga agimi e deri në perëndimin e diellit,

[106] *Trans. Ahmedi (n. 22578) dhe Ebu Daudi (n. 4985).*

duke u larguar nga të ngrënit,
të pirit dhe marrëdhëniet seksuale.

**(5) Haxhi**

Kryerja e Haxhit në Meke është detyrim një herë gjatë jetës së njeriut për ata persona që kanë mundësitë fizike dhe financiare. Rreth 2 milion njerëz nga i gjithë globi shkojnë në Meke për të kryer Haxhin çdo vit. Haxhi kryhet në muajin e 12$^{-të}$ të kalendarit islam. Meshkujt gjatë haxhit veshin veshje të veçanta e të thjeshta që zhdukin, në pamje, diferencat midis klasave dhe kulturave të ndryshme e që i bëjnë të gjithë të barabartë para Zotit.

Ritet e Haxhit përfshijnë rrotullimin rreth Qabes shtatë herë, ecjen shtatë herë midis dy kodrave Safa dhe Merue, si dhe qëndrimin në Arefat.



Haxhinjtë duke u lutur në xhaminë Al-Haram në Mekë. Në këtë xhami gjendet Qabja (ndërtesa e zezë nga fotografia) drejt së cilës

myslimanët drejtohen në lutjet e tyre. Qabja është vend adhurimi i ndërtuar nga Profeti Abraham dhe biri i tij Ishmaeli me urdhrin e Allahut.

## Islami tek shqiptarët

Gjurmët e para të Islamit midis shqiptarëve i hasim qysh në periudhën paraosmane mirëpo një pranim i gjerë i Islamit nga ana e shqiptarëve u bë gjatë shekujve XVI deri XIX me anë të thirrësve të ndryshëm.

Gjatë historisë Islami ka ndikuar thellësisht në kulturën, përditshmërinë dhe sjelljen e shqiptarëve duke lënë gjurmë të rëndësishme në të arriturat e tyre në fusha të shumta.

.





Majtas: Xhamia e Çarshisë në Prishtinë. Djathtas: Xhamia e Ethem Beut në Tiranë.

Sot Islami e përfshin pjesën dërmuese të shqiptarëve në Shqipëri, Kosovë, Maqedoni, Çamëri dhe gjetiu. Marrë në përgjithësi rreth 85 % të shqiptarëve janë muslimanë

Islami vazhdon të ndikojë në mbarëvajtjen e përgjithshme të tolerancës ndërfetare tek shqiptarët dhe është një faktor i rëndësishëm në jetën e përditshme të tyre.

**Bibliografia:**


Ahrens, C. Donald. 1988. *Meteorology Today*. 3rd ed. St. Paul: West Publishing Company.

Anderson, Ralph K.; and others. 1978. *The Use of Satellite Pictures in Weather Analysis and Forecasting*. Geneva: Secretarial of the World Meteorological Organization.

Anthes, Richard A.; John J. Cahir; Alistair B. Fraser; and Hans A. Panofsky. 1981. *The Atmosphere*. 3rd ed. Columbus: Charles E. Merrill Publishing Company.

Barker, Kenneth; and others. 1985. *The NIV Study Bible, New International Version*. Grand Rapids, Michigan: Zondervan Publishing House.

Bodin, Svante. 1978. *Weather and Climate*. Poole, Dorest: Blandford Press Ltd.

Cailleux, Andre'. 1968. *Anatomy of the Earth*. London: World University Library.

Couper, Heather; and Nigel Henbest. 1995. *The Space Atlas*. London: Dorling Kindersley Limited.

Davis, Richard A., Jr. 1972. *Principles of Oceanography*. Don Mills, Ontario: Addison-Wesley Publishing Company.

Douglas, J. D.; and Merrill C. Tenney. 1989. *NIV Compact Dictionary of the Bible*. Grand Rapids, Michigan: Zondervan Publishing House.

Elder, Danny; and John Pernetta. 1991. *Oceans*. London: Mitchell Beazley Publishers.

Famighetti, Robert. 1996. *The World Almanac and Book of Facts 1996*. Mahwah, New Jersey: World Almanac Books.

Gross, M. Grant. 1993. *Oceanography, a View of Earth*. 6th ed. Englewood Cliffs: Prentice-Hall, Inc.

Hickman, Cleveland P.; and others. 1979. *Integrated Principles of Zoology*. 6th ed. St. Louis: The C. V. Mosby Company.

Al-Hilali, Muhammad T.; and Muhammad M. Khan. 1994. *Interpretation of the Meanings of The Noble Quran in the English Language*. 4th revised ed. Riyadh: Maktaba Dar-us-Salam.

*The Holy Bible, Containing the Old and New Testaments (Revised Standard Version)*. 1971. New York: William Collins Sons & Co., Ltd.

Ibn Hesham, Abdul-Malek. *Al-Serah Al-Nabaweyyah*. Beirut: Dar El-Marefah.

The Islamic Affairs Department, The Embassy of Saudi Arabia, Washington, DC. 1989. *Understanding Islam and the Muslims*. Washington, DC: The Islamic Affairs Department, The Embassy of Saudi Arabia.

Kuenen, H. 1960. *Marine Geology*. New York: John Wiley & Sons, Inc.

Leeson, C. R.; and T. S. Leeson. 1981. *Histology*. 4th ed. Philadelphia: W. B. Saunders Company.

Ludlam, F. H. 1980. *Clouds and Storms*. London: The Pennsylvania State University Press.

Makky, Ahmad A.; and others. 1993. *Ee'jaz al-Quran al-Kareem fee Wasf Anwa' al-Riyah, al-Sohob, al-Matar*. Makkah: Commission on Scientific Signs of the Quran and Sunnah.

Miller, Albert; and Jack C. Thompson. 1975. *Elements of Meteorology*. 2nd ed. Columbus: Charles E. Merrill Publishing Company.

Moore, Keith L.; E. Marshall Johnson; T. V. N. Persaud; Gerald C. Goeringer; Abdul-Majeed A. Zindani; and Mustafa A. Ahmed. 1992. *Human Development as Described in the Quran and Sunnah*. Makkah: Commission on Scientific Signs of the Quran and Sunnah.

Moore, Keith L.; A. A. Zindani; and others. 1987. *Al-E'jaz al-Elmy fee al-Naseyah* (The scientific Miracles in the Front of the Head). Makkah: Commission on Scientific Signs of the Quran and Sunnah.

Moore, Keith L. 1983. *The Developing Human, Clinically Oriented Embryology, With Islamic Additions*. 3rd ed. Jeddah: Dar Al-Qiblah.

Moore, Keith L.; and T. V. N. Persaud. 1993. *The Developing Human, Clinically Oriented Embryology*. 5th ed. Philadelphia: W. B. Saunders Company.

El-Naggar, Z. R. 1991. *The Geological Concept of Mountains in the Quran*. 1st ed. Herndon: International Institute of Islamic Thought.

Neufeldt, V. 1994. *Webster's New World Dictionary*. Third College Edition. New York: Prentice Hall.

*The New Encyclopaedia Britannica*. 1981. 15th ed. Chicago: Encyclopaedia Britannica, Inc.

Noback, Charles R.; N. L. Strominger; and R. J. Demarest. 1991. *The Human Nervous System, Introduction and Review*. 4th ed. Philadelphia: Lea & Febiger.

Ostrogorsky, George. 1969. *History of the Byzantine State*. Translated from the German by Joan Hussey. Revised ed. New Brunswick: Rutgers University Press.

Press, Frank; and Raymond Siever. 1982. *Earth*. 3rd ed. San Francisco: W. H. Freeman and Company.

Ross, W. D.; and others. 1963. *The Works of Aristotle Translated into English: Meteorologica*. vol. 3. London: Oxford University Press.

Scorer, Richard; and Harry Wexler. 1963. *A Colour Guide to Clouds*. Robert Maxwell.

Seeds, Michael A. 1981. *Horizons, Exploring the Universe*. Belmont: Wadsworth Publishing Company.

Seeley, Rod R.; Trent D. Stephens; and Philip Tate. 1996. *Essentials of Anatomy & Physiology*. 2nd ed. St. Louis: Mosby-Year Book, Inc.

Sykes, Percy. 1963. *History of Persia*. 3rd ed. London: Macmillan & CO Ltd.

Tarbuck, Edward J.; and Frederick K. Lutgens. 1982. *Earth Science*. 3rd ed. Columbus: Charles E. Merrill Publishing Company.

Thurman, Harold V. 1988. *Introductory Oceanography*. 5th ed. Columbus: Merrill Publishing Company.

Weinberg, Steven. 1984. *The First Three Minutes, a Modern View of the Origin of the Universe*. 5th printing. New York: Bantam Books.

Al-Zarkashy, Badr Al-Deen. 1990. *Al-Borhan fee Oloom Al-Quran*. 1st ed. Beirut: Dar El-Marefah.

Zindani, A. A. *This is the Truth* (video tape). Makkah: Commission on Scientific Signs of the Quran and Sunnah.

**Numërimi i Haditheve:**

Numërimi i haditheve në këtë libër është bërë sipas:

- *Sahih Muslim*: sipas numërimit të Muhamed F. Abdul Baki
- *Sahih Buhari*: sipas numërimit të Fet'h el Bahri
- *Al-Tirmidhiu*: sipas numërimit të Ahmed Shakir
- *Musnadi i Ahmedit*: sipas numërimit të Dar Ehia Al Torath Al Arabi, Bejrut
- *Mouata Malik*: sipas numërimit të Mouata Malik
- *Abu Davudi*: sipas numërimit të Muhamed Muhji Al Din Abdul Hamid.
- *Ibn Maxhe*: sipas numërimit të Muhamed F. Abdul Baki
- *Al Dareme*: sipas numërimit të Halid al Saba al Alami dhe Fauaz Ahmed .

